# NJË BASHKËSHORTËSI E MIRË

*Bazuar në librat:*
*"Fikhu suneh" dhe "El wexhiz fi fikhi suneti wel Kitabil aziz"*

Titulli i librit:
“Një bashkëshortësi e mirë”

Bazuar në librat:
“Fikhu suneh” dhe
“El wexhiz fi fikhi suneti wel Kitabil aziz”

Ligjëroi:
Hoxhë Bajram Sefedini

Kontrolloi:
Hoxhë Bajram Sefedini

Recensoi:
Dr. Gazmend Mehmeti dhe
Jeton Bozhlani

Transkriptoi:
Albiona Olluri

Kopertina dhe faqosja:
Agron Hyseni

# Përmbajtje:

## Martesa dhe rëndësia e saj

Allahu, nëpërmjet Islamit (me këshillat, rregullat e mësimet e tij) ka rregulluar jetën e njerëzve në përgjithësi, në çdo aspekt, si: në aspektin individual, familjar, shoqëror, material, e jo vetëm në aspektin shpirtëror. Allahu krijesat (në përgjithësi) i ka krijuar në çift. Jo vetëm te bota e njerëzve, por edhe te bota e kafshëve, e bimëve dhe në gjithçka. Allahu thotë:

“**Dhe nga çdo gjë, Ne kemi krijuar dy palë, në mënyrë që ju të vini veshin!”** Dharijat 49.

Që të vazhdojë lloji i njeriut në tokë, Allahu ka bërë ligj shtimin, lindjen, shumimin, përmes afrimit e bashkimit të dy gjinive, mashkullit dhe femrës, dhe që nyje lidhëse mes tyre të jetë *dashuria e mëshira,* siç ka thënë në Kuran.[1]

Të gjithë njerëzit kanë një fillim, një paraardhës, që është Ademi alejhi ue selem, prej brinjës të të cilit Allahu krijoi nënën e njerëzimit

---

[1] “**Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja, për njerëzit që mendojnë.”** Rum 21.

Havanë. Të gjithë njerëzit kanë një pikënisje. Nga këta të dy, çift mashkull e femër, pastaj Allahu ka krijuar shumë meshkuj e femra. Allahu thotë:

**“O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej atij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra.”** Nisa 1.

Nuk ka formë tjetër për shtimin e njerëzve përveç martesës, çiftëzimit, në mënyrë që njerëzimi të shumohet.

Janë dy forma të shtimit të njerëzve:

-*lidhja e ndershme*, fisnike, e moralshme, që njihet me emrin martesë. Martesa është afrimi mes njerëzve (mes çifteve), një bashkim i ndershëm, i moralshëm, faqebardhë.

-*lidhja e pandershme*, e ulët, e shfrenuar, e parregullt, që shkakton shkatërrimin e individëve, familjeve dhe shoqërisë.

Allahu e ka bërë ligj shtimin e njerëzve përmes çiftëzimit të gjinive të kundërta, nën një martesë të shëndoshë (mes mashkullit e femrës), të pastër, nën një bashkim të ndershëm, e jo përmes formave të tjera të cilat Ai i ka ndaluar. Përveç

martesës që është e moralshme, çdo gjë tjetër pas saj është e pamoralshme, ngase bien ndeshë me mësimet e udhëzimet e Krijuesit të njerëzimit.

Allahu i nxitë njerëzit për martesë, ku për këtë do të përmendim disa argumente. Fillimisht themi se martesa është praktikë e të gjithë Pejgamberëve. Allahu thotë:

“**Vërtet, edhe para teje Ne kemi sjellë të dërguar, të cilëve u kemi dhënë gra dhe pasardhës.”** Rad 38. Allahu gjithashtu thotë:

“**Allahu i ka krijuar për ju gratë nga lloji juaj e nga gratë tuaja ju jep djemtë e nipat...”** Nahl 72. Dhe thotë:

**“Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja, për njerëzit që mendojnë.”** Rum 21. Dhe thotë:

**“I martoni të pamartuarit dhe të pamartuarat ndër ju, si dhe skllevërit dhe skllavet tuaja[2] që**

---

[2] Jo vetëm të lirët, por edhe për këtë shtresë e njerëzve që ka pasur liri të kufizuar, Allahu ka nxitur të martohen.

**janë besimtarë të ndershëm! Nëse janë të varfër, Allahu, do t'i begatojë ata me dhuntinë e Tij; Allahu është i Gjerë në mirësi dhe i Gjithëdijshëm."** Nur 32. Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Allahu ka marrë për obligim të ndihmojë tre persona...",*** prej tyre përmend: ***"....dhe atë që martohet për ta ruajtur nderin e tij."*** [3] Allahu thotë:

**"Në të vërtetë, shumë priftërinj dhe murgj përlajnë pasurinë e njerëzve pa të drejtë dhe i largojnë ata nga rruga e Allahut. Ata që grumbullojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji me dënim të dhembshëm."** Teube 34.

Sahabët ishin në një udhëtim me Pjegamberin salAllahu alejhi ue selem dhe biseduan se ky ajet ka zbritur për arin dhe argjendin dhe thanë: *"Sikur ta dinim se çfarë pasurie tjetër ka e të cilën mund ta arrijë (fitojë) njeriu!"* Atëherë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem iu thotë:

[3] Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibnu Maxheh.

"(Pasuria më e madhe që ka njeriu është) ***Një gjuhë e cila e përmend Allahun vazhdimisht, një zemër falënderuese (ndaj të mirave të Allahut) dhe një grua besimtare që e ndihmon burrin në besimin e tij."*** [4] Dhe një hadith tjetër përmenden llojet e lëmoshës, e prej tyre përmend se edhe në marrëdhëniet intime mes bashkëshortëve ka lëmoshë. Sahabët e pyesin se si ka lëmoshë në këtë rast dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem me shembull praktik iu thotë:

**"*Nëse do ta shfrynte epshin në ndalesë a ka mëkat? Njashtu, kur e shfryen epshin në lejesë (në hallall, në martesë) ka shpërblim.*"** [5]

Në një hadith tjetër[6] tregohet se një i ri vjen te i Dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i kërkon t'ia lejojë imoralitetin. Atëherë i thotë:

"***A do doje të bënte dikush imoralitet me nënën tënde, me hallën tënde, me motrën***

[4] Imam Ahmedi, Ibnu Maxheh dhe Tirmidhiu.
[5] Muslimi.
[6] Imam Ahmedi.

***tënde, me vajzën tënde?"*** Që të gjitha nuk i pranon (thotë "jo").

Shejkh Abdurrezak el Bedr komenton: "*Të bëjmë krahasim mes këtij djali të kohës së të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe një djaloshi të kohës së sotshme. Atëherë nuk ka pasur as internet, as TV etj., e megjithatë ka rënë në sprovën (joshjen) e imoralitetit. Po të rinjtë e sotshëm ku janë? Nëse nuk kemi mëshirë e kujdes duke i ruajtur fëmijët, vëllezërit e të afërmit tanë nga kjo sprovë, vAllahi kjo është sprovë e madhe dhe sot është mundësia e rreziku më i madh që të bien në të sesa në atë kohë.*" Ka ajete e hadithe të shumta që flasin për këtë temë.

# Qëllimet dhe urtësitë e martesës

## Ruajtja e moralit, nderit

Qëllimi i parë dhe më i rëndësishmi i martesës është ruajtja e moralit, nderit. Kontakti intim mes dy gjinive është një instinkt të cilin Allahu e ka krijuar tek të dy palët dhe ky instinkt mund ta shtyjë njeriun në gjynahe duke e ngacmuar vazhdimisht. Ilaçi dhe zgjidhja më e mirë është martesa, është mbrojtja më e mirë dhe më e fuqishmja. Martesa është formë legjitime, natyrale, e ndershme, me të cilën njeriu ruan nderin e vet dhe arrin shpërblime e dobi të tjera të saj. Por, alternativë tjetër e ruajtjes së moralit është agjërimi, siç ka ardhur në hadith. Njeriu pikë së pari duhet të angazhohet vazhdimisht në ruajtjen e nderit të tij, me të gjitha format, jo vetëm me martesë, ngase ajo është një prej formave të rëndësishme, por jo e vetmja. Gjëja e parë që e frenon njeriun është *feja, frika ndaj Allahut*. Nëse je ende i pa martuar duhet bërë durim dhe duhet përpjekur për të arritur deri te martesa. E nëse je i martuar duhet të mjaftohesh me atë që ta ka dhënë Allahu, të ngopësh epshin në atë që Ai ta ka lejuar dhe të ruash veten nga

gjërat e ndaluara. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Nëse dikush prej jush sheh te një grua***[7] ***diçka që e mahnit (fitnosë, provokon), le të kthehet te gruaja e tij.***"[8]

Pra, martesa e ndihmon njeriun në ruajtjen nga gjërat e këqija.

## Shtimi i njerëzimit

Nuk ka mundësi të mbijetojë njerëzimi dhe të shtohet përveçse me martesë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Martojeni atë që është e dashur dhe që lindë shumë, sepse unë do të mburrem me ju para Pejgamberëve për numrin e madh të umetit tim Ditën e Gjykimit!***"[9]

Një prej qëllimeve të martesës është krijimi i familjes dhe shtimi i njerëzimit, porse gjithmonë duke i edukuar fëmijët në frymën islame.

---

[7] Nga njeriu kërkohet të jetë i përmbajtur nga shikimi i ndaluar, kështu që mos të keqkuptohet kjo pjesë e hadithit.
[8] Muslimi.
[9] Imam Ahmedi, Ebu Dauudi dhe Nesaiu.

## Formimi i familjes dhe edukimi i pasardhësve në frymën islame

Përmes martesës krijohet familja, e pjesë përbërëse e familjes janë fëmijët, për t'u edukuar pastaj në frymën islame, duke u bërë kështu të dobishëm për mbarë shoqërinë, ngase familja është bërthama e shoqërisë- nuk ka familje pa martesë.

## Arritja e pjekurisë

Nuk ka mundësi njeriu të arrijë pjekurinë e plotë nëse nuk është i martuar. Gruaja nuk mund të jetë e pjekur pa qenë nënë, pa e shijuar afërsinë, butësinë, dashurinë e mëshirën ndaj fëmijës. Burri nuk mund të jetë i pjekur pa qenë baba, pa e shijuar afërsinë, butësinë, dashurinë e mëshirën e babait ndaj fëmijës. Njeriu plotësohet me cilësi dhe mëson realitetin e jetës edhe në aspekte të tjera atëherë kur martohet, përndryshe nuk mund të forcohet aq sa duhet. Njeriu vazhdimisht piqet, duke u përballur me sfida të ndryshme. Kur të krijojë familje, sfidohet me sfida me të cilat piqet; mashkulli me rolin e babait e femra me rolin e nënës, duke bërë që të jenë njerëz më të kompletuar.

## Marrja e detyrave

Gruaja ka shumë detyra të mëdha e fisnike, si: kujdesi ndaj burrit, edukimi i fëmijëve, kujdesi ndaj shtëpisë. Ndërsa, për burrin janë: angazhimi në fitimin e furnizimit, ushqimit e gjërave të nevojshme për familjen.

## Lidhja e forcimi mes shoqërisë

Përmes martesave, njihen familjet dhe afrohen, e kështu formohet një rrjetë mes të gjithë shoqërisë.

## Dispozitat e martesës

Dispozita e martesës ndaj personit varet nga ai, rrethanat dhe gjendja e tij. Jo për të gjithë është e njëjtë dispozita e martesës.

1. **Martesa është obligim.** Ajo është obligim atëherë kur njeriu: ka mundësi materiale për t'u martuar (për të marrë përsipër shpenzimet gjatë jetës martesore), ka mundësi fizike, ka epsh (e josh gjinia tjetër) dhe (nga ana tjetër) rrezikohet nderi i tij që nëse nuk martohet mund të bie në imoralitet. Për njeriun e tillë martesa është obligim. El Kurtubiu rahimehullah ka thënë: "*Ai që ka mundësi për martesë dhe frikësohet për veten dhe fenë e tij dhe nuk ka zgjidhje tjetër (që e ruan atë dhe fenë e tij) përveç martesës, atëherë duhet të martohet. Nuk ka mospajtime mes dijetarëve për një situatë të tillë (pra është obligim të martohet), kjo sepse nëse nuk martohet bën mëkat.*" Por, nëse nuk ka mundësi materiale, Allahu porositë për përmbajtje e durim. Ai thotë:

“**Ata që nuk kanë mundësi për martesë, le të përmbajnë veten, derisa Allahu t’i begatojë me dhuntinë e Tij.”** Nur 33.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka porositur e nxitur për martesë, e ata që nuk kanë mundësi të martohen i ka këshilluar të agjërojnë.

2. **Martesa është e preferuar** (rekomanduar). Ajo është e preferuar (e jo obligim) atëherë kur njeriu: ka mundësi materiale, ka epsh (joshje), por (nga ana tjetër) ka mundësi ta ruajë veten e tij nga imoraliteti dhe ndalesat. Për të tillin është gjë e preferuar të martohet, kjo sepse martesa dhe të pasurit pasardhës janë traditë e të gjithë Pejgamberëve. Madje, më e mirë është martesa sesa të mos martohet e të angazhohet me adhurime (ngaqë sheh se mund ta ruajë veten, duke mos qenë rreziku i rënies në imoralitet, thotë: "Nuk martohem ngase mund të ruhem dhe po merrem me adhurime!"), martesa edhe në këtë rast është më e rekomanduar për shkak të dobive që ka për të gjithë shoqërinë, për lindjen e pasardhësve etj. Sidoqoftë, në këtë rast martesa është e preferuar, një vepër e mirë dhe e dobishme.[10] Edhe nëse personi mund të ruhet

[10] Çështje: Humbja e aftësisë për intimitet (tredhja). Në të kaluarën, ndër popuj, burri ka prishë sistemin riprodhues që të mos krijojë spermë dhe të mos ketë ndjenja e epsh për gjininë tjetër, por të angazhohet me adhurime, gjë kjo të cilën e ka ndaluar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Islami ndalon

nga rënia në imoralitet, martesa është më e mirë sesa vetmimi me adhurime duke iu larguar martesës.

3. **Martesa është e ndaluar.** Ajo është e ndaluar atëherë kur njeriu: nuk është i aftë për martesë (për kontakt intim), as për të mbajtur familjen (qoftë dhe në aspektin material) dhe nuk ka epsh (nuk joshet). Nëse i tilli martohet, me këtë do t'ia prishë jetën dikujt, duke mos mundur të kryejë obligimin e vet, si në aspektin intim, në kujdes etj. Andaj, në këtë rast ky person ndalohet të martohet. El Kurtubiu ka thënë: "*Kur njeriu e kupton se nuk ka mundësi materiale për martesë duke mos mundur ta paguajë mehrin, apo nuk ka mundësi të përmbushë të drejtat obligative që ka ndaj bashkëshortes, atëherë nuk i lejohet martesa, përveç nëse këtë ia sqaron asaj (paraprakisht).*" Pra, i tregon para martesës për problemet dhe të metat, e nëse ajo pranon, kjo është diç tjetër; porse jo t'i fshehë e pastaj të kuptohet pas martese se nuk ka qenë i aftë për martesë.[11]

---

tredhjen. (Shiko transmetimin e Buhariut nr. 4787 dhe Muslimit nr. 1402).

[11] Imam Kurtubiu rahimehullah kur përmend këtë fjalë, zgjerohet më tej dhe tregon për format e ndryshme të

4. **Martesa është e papëlqyer.** Ajo është e papëlqyer atëherë kur njeriu: nuk ka mundësi materiale për të kryer obligimet familjare ndaj bashkëshortes, nuk ka aftësi as fizike sa duhet, e nga ana tjetër, femra (të cilën do ta martojë) ka mundësi financiare ta mbajë veten, pajtohet me gjendjen dhe ajo nuk ka epsh (nuk joshet) aq dhe mund të ruhet nga imoraliteti, atëherë për të tillin lejohet të martohet, porse martesa është e papëlqyer duke qenë (ai) në këtë gjendje, ngase pozita e burrit, është pak e ndjeshme për shkak se nuk e ka aftësinë ta mbajë familjen, duke prekur kjo gjë në personalitetin e tij. Sidoqoftë, në këtë rast lidhja e kurorës është me mirëkuptim, janë biseduar detajet e gjërat, andaj është e lejuar.

5. **Martesa është e lejuar** (mubah- as e ndaluar e as e obliguar). Martesa është e lejuar atëherë kur: personin nuk e tërheq shumë martesa, e as ka pengesa e probleme nëse nuk martohet, apo nuk ka epsh por i ka mundësitë materiale për martesë dhe e informon palën tjetër

---

mashtrimeve që ndodhin ndërmjet njerëzve kur bisedohet për martesë, si: gënjejnë se kanë profesione të caktuara, gënjejnë se të kujt janë, duke trilluar kështu gjëra që joshin palën tjetër të pranojë martesën, e që në parim këto gjëra janë të ndaluara.

se do të martohet që ta kalojë pjesën e mbetur të jetës i martuar (me gruan e tij) dhe ajo pranon, e qëllon në këtë rast që edhe ajo të cilën e kërkon për martesë nuk ka epsh. Megjithatë, edhe nëse këtë situatë, mos të harrojmë, martesa është sunet dhe traditë e Pejgamberëve, andaj është mirë t'i përkushtohet asaj.

## Heqja dorë nga martesa

Martesa është një ligj të cilin Allahu e ka caktuar për krijesat e Tij. Për këtë arsye, Allahu ka bërë krijesat në dy gjini, që të kenë kontakt intim nën një kurorë dhe pastaj lloji njerëzor të shtohet e të vazhdojë. Nuk është prej feje heqja dorë nga martesa dhe ndërmarrja e veprimeve që humbasin aftësitë për epsh (tredhja).

Heqja dorë nga martesa është e shprehur sidomos kohëve të fundit, në masë të madhe dhe në përgjithësi në popuj të ndryshëm, por edhe te muslimanët. E gjithashtu edhe në popullin tonë.[12] Kështu, sheh se disa individ e vonojnë martesën, pa arsye, pastaj përtojnë të marrin obligime, duke ardhur kështu deri te heqja dorë nga martesa, gjë e cila është shumë e keqe ngase me këtë bien poshtë të gjitha dobitë e martesës (që i kemi përmendur).

Njeriu i martuar, familjar, ka një jetë shumë më normale, sesa ai që nuk është i martuar. Kur

---

[12] Përmendet se në vendin tonë (pothuajse) nuk ka pasur njeri që nuk është martuar. Edhe nëse ka pasur ndonjë të metë fizike të dukshme, është martuar. Kjo tregon për një shoqëri të shëndoshë, duke i dhënë rëndësi me këtë nderit, moralit, martesës.

njeriu heq dorë nga martesa, kjo bën të shkaktohen probleme në shoqëri. Shtoja kësaj dhe faktin se duke ikur nga martesa, nga ana tjetër i shfryjnë epshet nëpërmjet lidhjeve jashtëmartesore dhe kurvërisë, gjë kjo e cila është prej fatkeqësive të mëdha sot.

## Përzgjedhja e bashkëshortes

Bashkëshortja është vendprehje, shoku i jetës, e zonja e shtëpisë, nëna e fëmijëve dhe edukatorja e parë e tyre, andaj mashkulli duhet t'i japë rëndësi të madhe zgjedhjes së bashkëshortes. Pa dyshim se një nga urtësitë e martesës siç kemi përmendur është krijimi i familjes. Fillimet e para, si në edukatë, sjellje, zakone, fëmija i merr dhe i mëson nga nëna.

Prej gjërave që duhen marrë parasysh kur bëhet fjalë për përzgjedhjen e bashkëshortes janë:

**- Të jetë fetare e mirë**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka përmendur se janë katër gjëra të cilat i shtyjnë njerëzit se kë ta kërkojnë për bashkëshorte. Ai thotë:

"***Gruaja martohet për bukurinë e saj, për pasurinë e saj, për familjen (rrënjën) e saj dhe për fenë e saj."***

Këto janë katër gjërat që i shtyjnë njerëzit të kërkojnë dorën e një vajze. (Jo se këto të tria nuk vlerësohen) porse asnjëra nga këto nuk vlen asgjë

nëse i mungon feja asaj femre. Andaj, në fund pas këtyre fjalëve thotë:

***"Zgjedhe atë që është fetare, të lumshin duart!"*** [13]

Fjala "edh dhafer" (e cituar në këtë hadith) d.m.th.: fitore, ngadhënjim, sukses vjen në shprehje kur është në pyetje lufta apo arritja e një fitoreje të madhe. Kjo shprehje bën të kuptojë se nëse njeriu arrin të martohet me një femër e cila është praktikuese (e mirëfilltë) e fesë islame, kjo është një fitore e madhe. Pra, sikur njerëzit do të vraponin për ta martuar atë femër fetare dhe ai që e arrin këtë je ti, dhe me këtë ke arritur një sukses të madh.

**- Të jetë e dashur dhe nga ato që lindin**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Gruaja (bashkëshortja) më e mirë është ajo që kur e shikon të gëzon, kur e urdhëron të bindet, kur i kërkon diçka e përmbush betimin dhe kur nuk je prezent e ruan veten***

---

[13] Buhariu dhe Muslimi.

***(nderin) dhe pasurinë tënde*** (të burrit).*"* Po ashtu ai ka thënë:

"***Martoni ato që janë të dashura dhe që lindin shumë! Unë do të mburrem para umeteve të tjera me numrin e madh të umetit tim.***"[14]

Ajo e cila është e dashur për burrin e saj d.m.th: në kuptimin që një nga synimet e saj të jetë *kënaqësia e burrit ndaj saj*. Ajo grua e cila ka këtë dert, ajo dëshiron të ketë mirësi e stabilitet (rehati) në familjen e saj.

Një dukuri jo e mirë sot është kufizimi i numrit të lindjeve në masë të madhe. Fëmija është një mirësi dhe njëkohësisht një përgjegjësi që kërkon kujdes dhe edukim.

[14] Ebu Davudi dhe Nesaiu.

## Përzgjedhja e bashkëshortit

Njëjtë vlen dhe për palën tjetër. Përgjegjësi (kujdestari) i vajzës duhet të interesohet të përzgjedhë një burrë të mirë për vajzën, apo për motrën, apo për mbesën- për femrën që e ka nën kujdestari. Madje, në këtë aspekt, dijetarët kanë folur shumë më shumë dhe kanë konsideruar se kur vajza martohet me dikë, ajo mbetet peng e burrit me të cilin martohet, dhe nëse ai nuk është me fe të mirë e me sjellje të mirë, ajo do të vuajë shumë nën hijen e tij. Një prej dijetarëve e kanë pyetur: "*Kujt t'ia japë vajzën*?" I thotë: "*Jepja atij që është fetar (që ka frikë Allahun), sepse nëse do ta dojë, do ta respektojë e nëse nuk do ta dojë, nuk do t'i bëjë padrejtësi.*" Kur burri është fetar i mirë, kjo e pengon atë që t'i bëjë padrejtësi gruas së tij (në të ardhmen). Ibn Tejmije rahimehullah ka thënë: "*Atij i cili vepron mëkate haptazi (që është larg fesë), nuk lejohet t'i jepet vajza (me fe të mirë, e ndershme, e moralshme).*"

Edhe për nga ana e vajzës, duhet të përzgjidhet një burrë që ka fe dhe sjellje të mirë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka paralajmëruar:

***“Nëse dikush, të cilin e pëlqeni në fe e moral, ua kërkon vajzën, martojeni. Në të kundërtën do të ketë kaos të madh në tokë.”*** [15]

## Shikimi i vajzës

Kjo gjë është e kërkuar dhe e preferuar fetarisht, për të cilën ka nxitur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Mirëpo, qëllimi i shikimit (takimit) është martesa në të ardhmen. E nuk është për qëllim dëfrimi apo tejkalimi i kufijve para fejese, e cila ndoshta edhe nuk do të ndodhë. Sot kemi një ekstrem karshi një ekstremi që ka qenë më përpara. Dikur nuk ka qenë e mundshme që djali ta shohë vajzën. Ka mjaftuar ta shohë dikush nga familja e tij, e madje ndonjëherë nuk e ka parë askush (deri në ditën që ka ardhur nuse), i kanë besuar ndërmjetësuesit (mesitit). E ndërsa sot nuk i besojnë askujt, e madje as vetes, në këtë çështje.

Çelësi i suksesit pa dyshim është dashuria, nëse kur një çift i martuar nuk e duan njëri-tjetrin

---

[15] Tirmidhiu.

atëherë aty nuk ka sukses.[16] Islami nuk e përjashton çështjen e bukurisë, pëlqimin mes njëri-tjetrit, por qëllimi është se nëse mungon feja, nuk vlen asgjë bukuria dhe nuk duhet të jetë qëllimi kryesor, e kjo nuk do thotë që të lihet anash komplet. Andaj Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka kërkuar *të shikuarit* ngase kjo gjë është një arsye e madhe për të pasur një jetë bashkëshortore të suksesshme. Kur dy persona pëlqehen (pasi janë parë) mes njëri-tjetrit e pajtohen, kështu veçse kanë miratuar të kenë një jetë bashkëshortore. E nëse nuk janë parë njëri me tjetrin, kjo mund të shkaktojë pakënaqësi mes vete (më vonë). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i thotë Mugires, i cili ishte fejuar:

"***Shko shihe atë*** (të fejuaren)***, sepse kjo është shkak për një jetëgjatësi mes jush!",***[17] për një jetë të lumtur bashkëshortore. Kur njëri nga sahabët kishte përmendur se po kërkonte një

---

[16] Dashuria vjen pas martesës, e nuk është qëllimi me këtë dashuri që djali të kalojë momente vetmie (e madje me kohë të gjatë) me vajzën në mënyrë që të vërejë se a po dashurohet në të, se a po fillon të ndjejë për të diçka, se a është ajo e duhura, e pastaj të vendosë që ta martojë atë.
[17] Tirmidhiu dhe Ibën Maxheh.

ensare për martesë, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i thotë:

***"Shko shihe ngase në sytë e tyre (ensarëve) ka diçka!"*** [18]

Dijetarët thonë: "*I kanë pasur sytë e vegjël (jo të mëdhenj).*" Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i tregon për këtë sepse ndoshta atij nuk i pëlqen ai fakt, duke u bërë një pengesë për të, apo duke bërë që të mos jetë i kënaqur sa duhet.

Sa i përket asaj që themi se lejohet të shikohet vajza nuk është fjala për një shikim të rastit, por qëllimi është për një shikim të veçantë, më i detajuar, siç themi ne "t'ia ngulitë syrin", te bukuria e saj, trupi i saj, siç kanë përmendur dijetarët; se fytyra e saj tregon për bukurinë e saj, duart tregojnë për punën e saj dhe se a është e shëndoshë apo e dobët. Njëjtë vlen dhe për vajzën që ta shohë djalin. Megjithatë, këto gjëra lejohen kur personi është serioz në kërkesën e tij, e jo me qëllimin të shfryjë epshin. Por me qëllimin që të marrë një hap të rëndësishëm në jetë. Ky takim mes tyre bëhet me prezencën e

[18] Muslimi.

kujdestarit të vajzës dhe jo duke u takuar fshehtas për t'u parë.[19]

## Bashkimi me atë që është i një niveli me të

Secili të marrë atë që është i nivelit të njëjtë me të. E jo të presë (mendojë) që gruan ta marrë fetare të madhe e ndërsa vetë djali është i mangët në këtë aspekt, apo anasjelltas. Por, të jetë një përputhje mes tyre në aspektin fetar. E pastaj të ketë mundësisht përputhje edhe në bukuri, familje, pasuri etj.

---

[19] Të vëmë theksin këtu te një dukuri jo e mirë, që është përhapur viteve të fundit, ku i riu dhe e reja njihen mes vete në internet, shkëmbejnë mesazhe e fotografi, bisedojnë, diskutojnë dhe pastaj edhe takohen mes vete dhe në fund u tregojnë familjeve të tyre se duan të martohen. Kështu, shkelen dhe thyhen shumë rregulla të Islamit sa i përket ecurisë deri te martesa mes dy personave. Këtu pra është përjashtuar prezenca e kujdestarit, janë bërë ndalesa e mëkate mes njëri-tjetrit (si: biseda, takimi), e nuk përjashtohet mundësia që kanë ndodhur edhe mashtrime nga njëra palë duke u shtirë si i/e mirë. Pastaj pas martese fillon të shfaqet e vërteta duke u përballur kështu me shumë probleme. Andaj, Islami me rregullat që ka vënë në fejesë e martesë, me këtë e ka ruajtur femrën dhe mashkullin.

## Fejesa në Islam

Aktit të martesës i paraprinë fejesa. Çfarë quhet fejesë në Islam? *Fejesë* quhet kërkesa (oferta) për martesë që djali ia bën një femre (kujdestarit të saj), me të cilën i lejohet sheriatikisht martesa, dhe miratohet fillimisht nga ana e tyre. Vetë kërkesa (oferta) e djalit nënkupton se ai e pranon atë vajzë për grua në të ardhmen, e nuk është thjeshtë një muhabet apo veç interesim. Dërgimi i mesitit nga djali (edhe vetë djali mund të shkojë) për të kërkuar "dorën" e vajzës, nënkupton se ai (djali) duke qenë i vendosur, pret pëlqimin (pranimin) nga ana e vajzës dhe në momentin që merr përgjigjen pozitive, atëherë kjo është një marrëveshje mes tyre se janë pajtuar për të bërë aktin e martesës (nikahin) në të ardhmen, e asgjë më shumë. Kështu duhet kuptuar sheriatikisht, se fejesa nuk është asgjë më shumë sesa një premtim për martesë. Sheriatikisht fejesa nuk është akt në vete. Me fejesën ende nuk hyjnë në fuqi dispozitat e martesës. Fejesa tregon për marrjen e një hapi të rëndësishëm, e të madh, që është martesa. Andaj, kur dikush kërkon dorën e dikujt për martesë i lejohet vetëm ta shohë vajzën, e jo të vetmohet

me të, apo të ketë kontakt me të etj. Deri në aktin e martesës (nikahut) ajo mbetet ende një femër e huaj për të fejuarin e saj.[20]

Nuk prishë punë që kërkesën (ofertën) për martesë ta bëjë (shtrojë) familja e vajzës, ndaj atij që e njohin për besimtar të mirë e të ndershëm. Shembull për këtë marrim rastin e vajzës së Umerit, Hafsas, nënës së besimtarëve, të cilës i vdes burri dhe Umeri i afron Uthmanit radijAllahu anhuma "dorën" e saj. Uthmani i thotë: "*Prit të mendojë*!" Pas një kohë i përgjigjet: "*Nuk jam i interesuar të martohem në këtë kohë*." Pastaj, Umeri i afron "dorën" e saj Ebu Bekrit radijAllahu anhu, e ky heshtë. Pastaj Hafsan e kërkon për martesë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Pranon Umeri dhe Ebu Bekri i tregon atij: *"Nuk të kam dhënë përgjigje ngase kam parë (vërejtur) interesimin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem për të, dhe nuk kam dashur të zbulojë sekretin e tij.*

---

[20] E njëjtë është situata dhe kur një djalë e një vajzë njoftohen mes vete dhe mjaftohen duke e njoftuar secili prej tyre familjen e vet për këtë lidhje. Nëse ata të dy nuk lidhin aktin e kurorës mes vete, por vazhdojnë të sillen sikur të ishin të martuar, atëherë ata të dy dhe përgjegjësi i vajzës janë mëkatarë për çdo vetmi a kontakt. Lidhja e tillë bie ndesh me fenë tonë të pastër, bile edhe me zakonet tona.

*Po të hiqte dorë i Dërguari salAllahu alejhi ue selem do kisha pranuar."*[21]

Lejohet afrimi (propozimi) i fejesës apo kërkimi i "dorës" së vajzës nga ana e djalit me dy kushte:

1. Femra mos të jetë prej atyre me të cilën ndalohet martesa. Allahu na ka ndaluar martesën nga afërsia e gjakut, e miqësisë, e gjirit. Gjithashtu, të mos jetë grua e martuar, apo grua e lëshuar që është në kohën e pritjes (që ka mundësi ta kthejë bashkëshorti saj).

2. Mos të jetë prej atyre që është duke e kërkuar dikush për martesë, duke qenë se familja e saj ka vendosur ta pranojë këtë kërkesë. Nëse familja e vajzës i ka dhënë përgjigje pozitive djalit, atëherë i ndalohet dikujt tjetër ta kërkojë për martesë vajzën, e nëse nuk i kanë dhënë ende përgjigje pozitive, por vetëm janë në shqyrtim të propozimit, atëherë lejohet që edhe dikush tjetër ta kërkojë atë për grua (dorën e saj) njëkohësisht.

Ndalohet të mbahen nën martesë dy femra që janë motra, ose një femër (bashkë me) hallën e saj

---

[21] Buhariu.

apo (bashkë me) tezen e saj. Mirëpo nëse i vdes gruaja lejohet të martohet me motrën e saj, apo me hallën ose tezën e saj.

Nëse ndodh që pas fejesës, pas këtij pranimi për martesë, njëra palë tërhiqet, si shkak i ndonjë arsye të fuqishme (p.sh.: realiteti i ndonjërit prej tyre është ndryshe nga ajo që është thënë, apo zbulohet ndonjë e metë që nuk është treguar etj.), atëherë nuk ka të keqe dhe prishja e fejesës lejohet. Por, nëse tërhiqen duke mos pasur arsye, kjo gjë është një cilësi e keqe dhe konsiderohet thyerje e premtimit. Kanë ardhur ajete e hadithe kërcënuese për ata të cilët nuk mbajnë premtimet.

Nëse fejesa prishet, asnjëra palë nuk ka detyrim ta kompensojnë materialisht palën tjetër.

Dallimi mes fejesës sheriatike dhe fejesës në zakonin[22] aktual shqiptar: Fejesë sheriatike konsiderohet prej kur ana e vajzës pranon ofertën e djalit deri në bërjen e aktit të martesës (nikahut). Fejesa sheriatike më shumë i përngjan marrjes së haberit, siç njihet te ne. Ndërsa, fejesa shqiptare

[22] Duhet bërë me dije se zakonet mund të ndryshojnë me kalimin e kohës. Sa i përket zakonit tonë, rreth fejesës dhe martesës, kanë pësuar ndryshime shumë të mëdha për një kohë jo shumë të gjatë.

në realitet është nikahu sheriatik, sepse i plotëson të gjitha kushtet e nikahut në Islam. Andaj, ai dhe ajo, të cilët fejohen në vendin tonë, sipas kësaj që përmendëm, automatikisht janë burrë e grua.

## Kushtet e martesës

Me aktin e martesës krijohen hapat e parë të një familjeje. Akti i martesës është një tjegull i shoqërisë. Me këtë akt diçka që e ke pasur të ndaluar bëhet e lejuar, dhe kjo është shumë e rëndësishme të dihet. Akti i martesës ka kushtet e veta të cilat patjetër duhen të plotësohen që të jetë i pranuar dhe i saktë. Ky akt ka pastaj obligime e detyra nga të dy palët, të cilave duhet t'u përmbahen.

Kushtet e martesës:

1. *Përcaktimi i çiftit dhe pajtimi i të dy palëve*. Forma e shprehjes ndaj kësaj përbëhet nga dy elementë: bëhet kërkesa (propozimi/oferta) gojarisht nga njëra palë dhe ajo pranohet gojarisht nga pala tjetër. Përgjegjësi thotë: "Të kam bërë përhajr, të kam dhënë vajzën" ose, "Ajo është gruaja jote",

e shprehje të ndryshme. Për të mos qenë diçka e paqartë, të dy palët duhet të dinë se për kë është fjala saktësisht. Kështu, nëse babai ka disa vajza, atëherë të dihet se për cilën vajzë është fjala; të madhen, apo të voglën, apo të përmendet emri i saj (megjithëse zakonisht fejesa i paraprinë këtyre gjërave dhe dihet se për kë është fjala); qëllimi është që të dihet saktë se kush janë ata dy persona mes të cilëve po bëhet akti. Nëse njëri nga çifti (djali apo vajza) është detyruar nga dikush tjetër që ta bëjë aktin e martesës, atëherë martesa është e pasakt dhe e papranushme.

2. *Martesa mes tij dhe saj të mos jetë e ndaluar sheriatikisht*, qoftë për shkak të ndryshimit në fe, qoftë për shkak të afërsisë së gjakut, qumështit (të gjirit), apo miqësisë etj. Përndyshe, ky akt nuk është i saktë. Shembull: martesa me motrën prej gjiri, është e pavlefshme, edhe nëse i plotëson kushtet e tjera, martesa e muslimanes me një mashkull jo musliman është e pasaktë dhe e pavlefshme, nëse një grua e martuar bën kurorë me një mashkull tjetër, kjo kurorë është e pavlefshme. Pra, nuk ka akt e as kurorë që mund t'i bëjë hallall e t'i legjitimojë ato lidhje dhe ato lloje të martesave që Allahu i ka ndaluar.

3. *Prezenca e dëshmitarëve.* Duhet që aktin e martesës ta dëshmojnë disa njerëz, më së paku dy veta. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë*:*

***"Nuk ka martesë (të vlefshme) veçse me përgjegjës (kujdestar) dhe dy dëshmitarë të drejtë (të besueshëm)."***[23]

Duhet patjetër dikush ta dëshmojë aktin e martesës**.** Nëse ndodhë të bëhet martesa mes vajzës e djalit apo djalit dhe babait të vajzës, pa e ditur askush (pa dëshmitarë, pa publikim), kjo nuk quhet martesë e vlefshme. Martesa duhet të bëhet publike patjetër, të ketë dy dëshmitarë më së paku, pastaj që edhe të publikohet/përhapet. Disa dijetarë kanë thënë se mjafton që të bëhet publike me rrahjen e defit (pa cingla) apo me këngë (pa muzikë).

4. *Leja e përgjegjësit (pëlqimi i kujdestarit) të vajzës.* Patjetër duhet të merret leja (pëlqimi) e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

---

[23] Sujuti në El-xhami'-ssagir.

"***Nuk ka martesë (të vlefshme) veçse me përgjegjës (kujdestar)***..."[24] Dhe:

"***Cilado femër që martohet vetë, e nuk e marton përgjegjësi (kujdestari) i saj, martesa e saj është e papranueshme, e papranueshme, e papranueshme.***"[25]

## Përgjegjësit (kujdestarët) e vajzës

Përgjegjësi i vajzës në radhë të parë është babai i saj. Në mungesë të tij është babagjyshi saj (babai e babait). Pastaj djali i saj (nëse ka), pastaj vëllai, pastaj axha, pastaj djali i axhës, pastaj nipi. Patjetër duhet të jetë përgjegjësi (kujdestari) dhe leja (pëlqimi) e tij. E njëkohësisht, përgjegjësi (kujdestari) i vajzës duhet të marrë miratimin e saj. Nëse martesa bëhet pa dëshirën e saj, ajo ka të drejtën ta prishë (anulojë) atë apo të mos e pranojë. Është obligim për përgjegjësin (kujdestarin) të marrë lejen e vajzës. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

---

[24] Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ibën Maxheh.

[25] Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ibën Maxheh.

"***Nuk (lejohet të) martohet e veja derisa të merret fjala e saj dhe nuk martohet beqarja derisa të merret leja e saj.***"

Mes fjalës dhe lejes së saj ka dallim. E pyesin sahabët: "*Si është leja e beqares*?" Thotë:

"***Heshtja e saj.***"[26]

Vajza beqare ka turp dhe i vie keq të flasë para babait dhe heshtja (moskundërshtimi) i saj mjafton që të tregojë se është duke pranuar, se nuk po kundërshton. Kështu që përgjegjësi ka të drejtën (kompetencën) ta martojë. Ndërsa, për të venë nuk mjafton vetëm heshtja, porse duhet të shprehet. Nga fakti se ka qenë e martuar dhe është më e lirë për të folur. Vjen një herë një grua (vejushë) prej ensareve te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe i tregon se babai i saj e ka martuar me dikë, porse ajo këtë martesë nuk e ka pëlqyer, nuk ka qenë në pajtim. Atëherë i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka shkuar dhe e ka prishur (anuluar) këtë martesë.[27] Një rast tjetër, ka ardhur një beqare të cilën e kishte martuar babai i saj me dikë, duke mos qenë ajo e

---

[26] Buhariu dhe Muslimi.

[27] Buhariu.

kënaqur me këtë gjë. Kësaj i thotë që të zgjedhë: nëse do ta respektojë e dëgjojë babanë e vet e ta lejojë këtë martesë që të vazhdojë, ose nëse nuk pranon atëherë do të prishet (anulohet).[28] Pra, nëse vajza nuk e dëshiron martesën me dikë, ka të drejtën të refuzojë.

Këto janë kushtet kryesore të cilat dhe duhet të jenë prezente (të përmbushen) në çdo akt të martesës. Nëse përmbushen, atëherë akti i martesës është i saktë (i vlefshëm) dhe me këtë pasojnë menjëherë përgjegjësitë nga të dy palët.

Mirëpo, nganjëherë ndodhë që në një akt të martesës të paraqiten (shtohen) disa kushte shtesë nga palët. Këto kushte të paraqitura nga palët në parim janë të pranueshme dhe se duhet të përmbushen. Dhe se kjo vjen në përputhje me ajetet të cilat nxisin për mbajtje të fjalës e të premtimit, e gjithashtu edhe me hadithet profetike. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem për kushtet në përgjithësi thotë:

---

[28] Fjala është për hadithin që e ka shënuar Ebu Davud (2096) dhe Ibën Maxheh (1875).

***"Muslimanët u qëndrojnë pas** (u përmbahen) **kushteve të tyre."***[29]

Çdo kusht që e pranon vet njeriu, është i obliguar ta mbajë (t'i përmbahet), përveç atij kushti i cili të ndaluarën e bën të lejuar dhe anasjelltas, siç ka ardhur në vazhdimin e hadithit të sapo përmendur. Dijetarët i kanë ndarë kushtet në tri lloje:

1. Kushtet e sakta (të vlefshme). Janë ato kushte të cilat janë të dobishme (e të lejuara) për njërën palë, e cila ka një interes të caktuar dhe paraqet (vë) një kusht të caktuar. Nganjëherë kushtet që paraqiten (vëhen) mund të jenë edhe prej (konform) qëllimeve të martesës, si: vë kusht që t'ia trajtojë vajzën mirë, gjë e cila realisht është obligim martesor. Por, si kusht (i lejuar) jashtë qëllimeve martesore, mund të përmendim: gruaja kushtëzon burrin që të marrë me vete fëmijët të cilët i ka me burrin e parë, apo burri kushtëzon gruan me kujdesin ndaj fëmijëve të tij që ka me një grua tjetër, apo gruaja i vë kusht burrit të mos marrë grua të dytë etj. Këto kushte janë të pranueshme dhe është për obligim mbajtja e tyre.

[29] Ebu Davud.

Nëse nuk iu përmbahen, janë mëkatarë dhe pala tjetër ka të drejtë të kërkojë prishjen/anulimin e martesës (kurorëzimit). Mirëpo, nëse njëra palë ka vënë kusht në fillim të martesës dhe sheh se kushti i vënë po thyhet, dhe kështu vetë heq dorë dhe pajtohet me moszbatimin e kushtit, atëherë pala që e thyen kushtin ka mëkatin, por martesa vazhdon, nuk prishet në këtë rast (edhe pse ka të drejtë ta prishë). Këto kushte, me kalimin e kohës kanë mundësi të bien apo të anulohen me marrëveshje, e për këtë nuk ka të keqe.

2. Kushte të pasakta (të pavlefshme), por që aktin e martesës nuk e bëjnë të pavlefshëm, p.sh.: dikush do të martohet dhe ajo të cilën do ta martojë thotë: "Pranoj me kusht që të ndahesh nga gruaja e parë!", kjo është e papranueshme dhe është kusht i pasaktë (i pavlefshëm). Te lloji i parë ndër kushtet e lejuara ishte: vënia kusht të mos marrë grua të dytë, dhe kjo u lejua sepse askush jashtë palëve nuk u dëmtua, përveç interesit të saj që të mos ketë ortake. Porse, te ky lloji tjetër, tek kushti: 'ta ndajë gruan e parë", këtu ka dëmtim të një pale tjetër, duke dashur të prishet një familje, një martesë. Ky është kusht i

ndaluar rreptësishtë. Këtyre kushteve nuk lejohet t'iu përmbahet personi.

3. Kushte të pasakta (pavlefshme) dhe të cilat e prishin (e bëjnë të pavlefshëm) aktin e martesës (akti është i papranueshëm), p.sh.: ta jap motrën nëse ma jep motrën tënde,[30] apo kur dikush e ka humbur (të drejtën të martohet me) gruan pas tri ndarjeve dhe bën marrëveshje me dikë duke i thënë që ta martojë e pastaj ta ndajë, në mënyrë që t'i lejohet burrit të parë martesa përsëri me atë grua, apo martesa mut'ha- e përkohshme, me kohë të caktuar (me marrëveshje).[31]

## Disa çështje të tjera që ndërlidhen me aktin e kurorëzimit

- Martesa me nijetin e ndarjes: Njeriu kur të martohet synon dhe shpreson që ajo martesë të zgjasë deri në fund të jetës së tij. Andaj, i ndalohet

---

30 Kjo është një martesë me kusht. Në këtë rast femrës i është marrë e drejta e mehrit. Këtë martesë e ka ndaluar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem.

31 Kjo martesë vazhdon të praktikohet te shijat. Këtë e ka ndaluar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem.

njeriu të martohet me nijetin që të ndahet pas një kohe. Dhe dijetarët këtë nijet e kanë trajtuar si tradhti në zemër. Allahu e trajton tradhtinë në Kuran e Sunet si një ndalesë dhe prej punëve më të ulëta që veprojnë njerëzit. Ky veprim nuk i përkon besimtarit.

- Hapja e aktit (ceremonisë) të martesës: Është e preferuar/sunet që ceremonia e aktit të martesës të hapet me fjalët profetike *hutbetul-haxheh*. Me ato fjalë zakonisht Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka hapur hytbet dhe ligjëratat e tij.

- Duaja e martesës: Pas aktit të martesës preferohet ky urim dhe lutje për të sapomartuarit: “بَارَكَ اللَّهُ لَكَ، وَبَارَكَ عَلَيْكَ، وَجَمَعَ بَيْنَكُمَا فِي خَيْرٍ - **Allahu iu begatoftë ju dhe pasardhësit tuaj e ju bashkoftë në mirësi!"**[32] Dhe lutje të ndryshme e urime për çiftin.

- Obligimi financiar ndaj gruas: Nuk është obligim për burrin që ta mbajë (kujdeset për) gruan e tij financiarisht nëse ajo qëndron te babai (kujdestari) i saj pas aktit të martesës dhe nuk kanë kryer ende marrëdhënie intime. Burrit i

[32] Titmidhiu, Ebu Davud dhe Ibën Maxheh.

bëhet obligim mbajtja (përkujdesja) financiare prej momentit kur ka kontakt intim me të, ose kur e merr në shtëpinë e tij dhe hyn dhëndër.

Familja e vajzës (ose vetë vajza) mund t'ia bëjë obligim dhëndrit që të mos ketë kontakt intim derisa ta marrë (transferojë me banim) në shtëpinë e tij. Kjo gjë mund edhe të jetë adet/zakon i vendit. E kur kjo gjë është adet i vendit, është mirë të respektohet ai adet, edhe pse (në parim) me aktin e martesës lejohet kontakti intim. Pra, gruaja ka të drejtë të mos pranojë të ketë kontakt intim me burrin e saj derisa ai ta dërgojë (transferojë me banim) në shtëpi. Por, nëse ajo dhe familja e saj e pranon këtë, atëherë fuqizohen të gjitha obligimet, si: përkujdesja për sigurimin e vendbanimit, shpenzimet materiale të saj etj.

- Çështje tjetër: Kur të kalojë gruaja në shtëpinë bashkëshortore, atëherë para kujt i lejohet të qëndrojë pa mbulesë? Fjalën e kemi për zbulimin e kokës, zbulimin e duarve deri në bërryla e pak mbi atë, zbulimin e fytit e pak nën të dhe zbulimin e këmbëve deri në nyje e pak mbi to. Femra e martuar ka të drejtë të qëndrojë pa mbulesë para babait të burrit, para gjyshit të

burrit, qoftë gjyshi i shtëpisë apo i dajave të tij, para fëmijëve të burrit[33] dhe para nipave të burrit nëse ka (d.m.th.: para fëmijëve të djemve/vajzave të burrit). Ndërsa, para dhëndrit ka të drejtë të qëndrojë pa mbulesë nëna e gruas, gjyshja e gruas, vajza e gruas dhe mbesa e gruas nëse ka.

- Mahremi: Me aktin e martesës, përveç burrit, mahrem (kujdestar) për nusen është edhe vjehrri i saj, djali i burrit dhe të gjithë ata para të cilëve nusja mund të qëndrojë pa mbulesë. Kështu që cilido prej tyre mund ta shoqërojë në ndonjë udhëtim, e të ngjashme. Po ashtu, edhe dhëndri është mahrem për nënën e gruas, vajzën e saj dhe për të gjitha ato femra të cilat para dhëndrit munden të qëndrojnë pa mbulesë.

- Trashëgimia: Me aktin e martesës hyn në fuqi ligji i trashëgimisë. Me rastin e vdekjes së njërit prej çiftit, atë e trashëgon tjetri, me hisen/pjesën që Allahu e ka përcaktuar në Kuran.

---

[33] Fëmijët të cilët burri i ka pasur me një martesë tjetër.

## Mehri (dhurata)

Mehri është një përfitim i cili i takon gruas dhe është obligim mbi burrin. Themi përfitim sepse ka mundësi të jetë diçka materiale (para etj.), apo përfitim i caktuar jomaterial, gjë kjo e cila është e lejuar përderisa pajtohen të dy palët. Mehri nuk është kusht i martesës dhe mundet që të caktohet edhe pas nikahut. Mehri (pjesërisht ose komplet) mund të jepet menjëherë apo të shtyhet deri në një afat jo shumë të largët, varësisht nga tradita e zakoni. Islami nuk e ka përcaktuar as maksimumin e as minimumin e mehrit, megjithatë nxitë që mehri të jetë sa më i ulët. Mehri i bëhet obligim burrit me kontaktin e parë intim që ka me gruan e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka treguar për bereqetin dhe mirësinë e asaj martese në të cilën gruaja kërkon mehër të paktë.[34] Abrrurrahman ibn Auf vjen te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe pasi i tregon se është martuar, i Dërguari e pyet: "***Çfarë i dhurove si mehër***?", e ai i tregon se i ka dhuruar ar (flori) sa pesha e thelbit të hurmës.[35] Vjen një grua te Pejgamberi salAllahu alejhi ue

[34] Ahmedi dhe Ibën Hibbani në Sahih.
[35] Buhariu dhe Muslimi.

selem dhe i afron që të martohet me të. Ai heshtë. Ajo prapë i thotë, e ai heshtë. Pas së tretës herë, një i pranishëm thotë: "*O i Dërguar i Allahut, do të ma bësh mua përhajr*?" Profeti salAllahu alejhi ue selem i tha: ***"Dil dhe gjej/sill diçka si mehër për të, qoftë dhe një unazë të hekurit!"*** Pasi kthehet duke mos mundur të gjejë diçka, i thotë: ***"Atëherë, a di diçka prej Kuranit?"*** Ai përmendi disa sure. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i thotë: "***Ta bëj përhajr me atë që di prej Kuranit*** (me kusht që t'ia mësosh asaj)!"[36]

[36] Buhariu dhe Muslimi. Lejohet të kalohet te mësimi i Kuranit ose i dijes, nëse personi nuk ka mundësi t'i dhurojë gruas diçka nga aspekti material. Çështje tjetër: Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka pasur të drejtën prej Allahut që të bëjë martesa mes njerëzve, sepse ai ishte mahremi i të gjithë besimtareve, ishte prijësi i umetit, i Dërguar i Allahut.

## Përshtatja mes njëri-tjetrit

Mund të ketë dallime në mes çiftit, përshtatshmëria (përputhshmëria) mes tyre nuk është kusht i martesës.[37] Por, dijetarët kanë përmendur që duhet të ketë përshtatshmëri, përputhje ose përafrim mes çiftit në disa aspekte, me qëllim që jeta e tyre bashkëshortore të jetë më e mirë. Prej këtyre aspekteve kanë përmendur:

1. **Aspekti fetar**. Nga besimtari i mirë kërkohet të martohet me besimtaren e mirë dhe anasjelltas. Besimtarit që ka besim të dobët, apo mëkatarit (që njihet për këtë), nuk i takon të martohet me një vajzë që është besimtare e mirë. Pra, të ketë një përshtatshmëri në aspektin e besimit dhe praktikimit të fesë. Kjo pikë është më e rëndësishmja. Të tjerat, se sa përshtaten (përputhen) nga ana e pasurisë, e ngritjes/nivelit familjarë etj., nuk çojnë peshë e nuk janë të rëndësishme përballë përshtatjes në aspektin fetar, gjegjësisht praktikimit të fesë. Ka raste në të cilat Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk i ka marrë për bazë këto dallime. Por, dijetarët thonë se këto gjëra janë shkaqe për një jetë më të

[37] Përveç dallimit në përkatësin fetare, siç do sqarohet më vonë.

qetë mes çiftit dhe është më e arsyeshme që të ndërmerren më shumë shkaqe në mënyrë që ata të përputhen mes vete dhe të kenë jetë të lumtur.

Gjëja e cila luan rolin më të madh për një jetë martesore të suksesshme është feja. Pasuria, bukuria, niveli familjar, në mungesë të fesë nuk janë gjë. Madje, mund të jenë të dëmshme, e kur është feja, ajo e menaxhon pasurinë, nivelin familjar dhe të gjitha.

*Martesa me jobesimtaren/in*

Në parim, ndalohet për besimtarin martesa me jobesimtare dhe ndalohet (në mënyrë absolute) për besimtaren martesa me jobesimtarin. Allahu thotë:

**"Mos u martoni me paganet, gjersa të bëhen besimtare... Mos i martoni myslimanet me paganë, gjersa ata të bëhen besimtarë."** Bekare 221.

Mirëpo, Allahu ka bërë një përjashtim: i lejohet besimtarit të martohet me një jobesimtare e cila

*është nga ithtarët e Librit*, [38] dhe ky është kushti i parë. Pra, nëse është e krishtere ose hebrenje, e jo idhujtare (pagane), apo ateiste, apo adhuruese e zjarrit etj. Kushti tjetër është: *të jetë e ndershme (e moralshme).* Allahu thotë:

**"Të lejuara për ju janë femrat e ndershme besimtare dhe femrat e ndershme të atyre që u është dhënë Libri para jush..."** Maide 5.

Ndërsa, femrës besimtare nuk i lejohet martesa me një ithtar të Librit (i krishterë apo hebre). Nga urtësitë që përmendin dijetarët në lidhje me këtë përjashtim, pra që muslimanit i lejohet të martohet me një të krishtere apo hebreje të ndershme,[39] është afrimi i familjeve mes vete, të

---

[38] Edhe pse kjo lejohet, selefi nuk e ka preferuar këtë gjë. Martesa me një besimtare është shumë më e dobishme dhe më e arsyeshme. Pa dyshim se secili musliman duhet t'i japë përparësi martesës me një besimtare sesa me një të krishtere apo hebreje. Në martesë burri duhet të sillet mirë me bashkëshorten, qoftë e krishtere apo hebreje, dhe këtë të mirë është më primare që ta gëzojë një muslimane. Mos të harrojmë edhe çështjen e edukimit të fëmijëve (që do t'ia bëjë e krishtera apo hebreja), e të tjera arsye.

[39] Mos të mashtrohet muslimani sot, se një masë e madhe e hebrenjve dhe e krishterëve janë kështu në emër, porse në të vërtetë janë ateistë apo me bindje të tjera. Edhe një çështje tjetër: martesa (e përkohshme) me qëllimin e marrjes së lejeqëndrimit (letrave) me një hebreje apo të krishtere, mbi

jenë më afër Islamit, të shohin edukatën islame, praktikimin, mësimet e Zotit.[40]

Kur burri është i krishterë apo hebre e ndërsa gruaja muslimane, këtu ekziston frikë shumë e madhe që ajo të ndikohet prej tij, ngaqë femra nuk e ka autoritetin në familje (sikurse mashkulli). Shumë lehtë ajo mund të jetë nën presionin e burrit e nuk mund ta praktikojë fenë e saj islame, apo mund dhe të devijojë tërësisht. Kush garanton se një burrë jobesimtar i'a jep të drejtën e praktikimit të fesë gruas besimtare?! Është rrezik që ajo ta humbasë fenë e saj.

---

faktin se lejohet martesa me një hebreje a të krishtere siç përmendëm, dhe pastaj ta ndajë, kjo ndalohet; ky nuk është akt legjitim tek Allahu që e lejon kontaktin intim mes tyre. Në rastin kur muslimani martohet me një hebreje apo të krishtere, e cila ka qëllimin për një jetë me të e ndërsa ai fsheh qëllimin e tij që si të marrë lejeqëndrimin të ndahet prej saj, ky është mashtrim, tradhti, nuk ka të bëjë me edukatën e muslimanit.

40 E kur martesa me një ithtare të Librit bëhet me synimin për t'u ndarë pas marrjes së letrave (lejeqëndrimit), e a luan këtë rol?! Përkundrazi, do të shtohet urrejtja ndaj Islamit për shkak të këtyre sjelljeve të muslimanëve.

*Martesa me imoralin/en*

Besimtarit të ndershëm nuk i lejohet të martohet me një besimtare që ka rënë në imoralitet (kur dihet se ka rënë në këtë gjë, apo së paku kur ai e di këtë) nëse ajo nuk është penduar nga kjo. Ashtu edhe besimtares së ndershme i ndalohet të martohet me një besimtar që ka rënë në imoralitet nëse nuk është penduar. Allahu thotë:

**"Laviri mund të martohet vetëm me laviren apo idhujtaren, kurse laviren mund ta marrë vetëm laviri apo idhujtari.."** Në fund të ajetit thotë: "**Këto janë të ndaluara për besimtarët**." Nur 3.

Çfarë është e ndaluar për ta? Në rend të parë besimtarëve u ndalohet imoraliteti (zinaja). Ndalesa e kësaj vepre të shëmtuar ka ardhur edhe në shumë ajete të tjera. Por, lejohet që imorali të martohet me imoralen. Gjithashtu, nëse atë dy janë penduar pasi që kanë qenë të tillë, u lejohet martesa mes vete dhe duhet t'ia mbulojnë këtë gjë njëri-tjetrit. Nëse ai e di se ajo (apo anasjelltas) ka rënë në imoralitet apo e pranon fajësinë, porse është penduar, e nuk ka shenja se vazhdon me

këtë punë të keqe, atëherë së pari është obligim t'ia mbulojë këtë gjë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Kush ia mbulon të metën një besimtari, atij Allahu do t'ia mbulojë të metën në dunja dhe ahiret.***"[41] Dhe gjëja e dytë është se lejohet të martohet me të.

Imoraliteti është prej mëkateve më të mëdha. Allahu thotë:

**"Mos i vrisni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë! Ne u sigurojmë ushqim atyre dhe juve. Vërtet, vrasja e tyre është gjynah i madh."** Isra 31.

Pas përmendjes së vrasjes në këtë ajet, në ajetin tjetër Allahu flet për imoralitetin:

**"Dhe mos iu afroni kurvërisë, se ajo është shfrenim dhe rrugë e shëmtuar!"** Isra 32.

Pas këtij ajeti thotë: **"Mos ia merrni jetën njeriu, gjë që Allahu jua ka ndaluar ta bëni, përveçse kur e kërkon e drejta!"** Isra 33.

---

[41] Muslimi.

Pse Allahu e ka përmendur imoralitetin ndërmjet dy ajeteve që flasin për vrasjen? Dijetarët thonë sepse me imoralitet vritet së pari nderi i atyre personave dhe familjeve në shoqëri. Nëse gruaja e martuar bën imoralitet, për burrin e saj kjo është edhe më e rëndë sesa të ishte i vrarë. Në këtë gjë ka vrasje shpirtërore për familjet e tyre. E pastaj, vrasja më e madhe, është vrasja e atyre fëmijëve të cilët abortohen pa faj e pa mëkat, ende pa e parë dritën e diellit, apo ''vriten'' pas lindjes kur largohen (braktisen) e nuk janë të dëshiruar për prindërit e tyre dhe shoqërinë. Po ashtu kur rriten, ata janë të vrarë shpirtërisht e moralisht! Këto janë vetëm disa prej dëmeve që vijnë si pasojë e imoralitetit, një gjë kjo e keqe dhe e shëmtuar.

Personi i cili e ruan nderin dhe moralin e tij, duhet të marrë një vajzë të ndershme e të moralshme. E ata që janë sprovuar me imoralitet, Allahu i udhëzoftë dhe ua mundësoftë një pendim të sinqertë! Ngase nuk ka mëkat që Allahu nuk e fal me të gjitha pasojat e dëmet që shkakton te vepruesi e shoqëria, nëse ai pendohet sinqerisht. Allahu e pranon pendimin. Këtu kërkohet një pendim i madh, *i sinqertë,* nëse duan

të pastrohen prej veprës së imoralitetit në këtë dunja, para se të dalin para Allahut ditën e Gjykimit.

2. (Përputhshmëria mes qiftit nga) **Aspekti (i nivelit) familjar.** Nëse djali e vajza u përkasin familjeve që kanë nivel të përafërt në shoqëri, sidomos në aspektin fetar, kjo është një arsye më tepër që çifti të jetë i lumtur e i bashkuar. Ndryshe, dallimi i madh mes çiftit në aspektin familjar, fisnor, kombëtar (me dallim zakonesh, gjuhësh), mund të ndihmojë ndarjen, nëse veç ka thyerje mes tyre.[42] Sido që të jetë, shikohen edhe familjet, megjithatë fetarisht shikohet personi, djali e vajza, se çfarë feje e sjellje kanë. Kjo është kryesorja.

3. **Aspekti i pasurisë**.

4. **Aspekti i shkollimit dhe profesionit.**

---

[42] Në vendin tonë, në të kaluarën, janë dalluar familjet edhe për nga pranimi i fesë, se cila familje e ka pranuar Islamin më herët. Ato familje që kanë pranuar Islamin më herët, janë ndierë më të ngritura e më të privilegjuara sesa ato familje që e kanë pranuar më vonë. Shikohen edhe familjet, megjithatë fetarisht, shikohet personi, pra se çfarë feje e sjellje kanë djali e vajza, kjo është kryesorja.

5. **Aspekti i të metave fizike**. Sa u përket të metave fizike, as kjo gjë fetarisht nuk çon peshë (si gjërat më lartë të përmendura, pas aspektit fetar), me përjashtim të të metave që kanë të bëjnë me obligimet esenciale mes burrit e gruas (kontaktin intim). Çdo e metë tjetër nuk çon peshë fetarisht dhe nuk është pengesë në aktin e martesës. Por, te njerëzit kjo çon peshë, andaj dhe dijetarët kanë përmendur që të dy të jenë të përafërt (në përputhje), që edhe nëse dikush ka një të metë, atëherë të marrë dikë që ka një të metë të përafërt, duke u përshtatur, e të mos mbesin pa martuar, ngase martesa ka dobi të mëdha. Të merren parasysh këto ngase të paktë janë ata njerëz që bëjnë durim, meqenëse te selefi ka raste që ka marrë për grua atë e cila ka qenë me të metë dhe ai i ka shërbyer madje, e për këtë shërbim ka shpresuar shpërblim tek Allahu. Mirëpo, jo të gjithë janë në këtë nivel, andaj të jenë të përafërt (të përputhshëm) njëri me tjetrin, në mënyrë që të jetë më e sigurt jeta martesore dhe me shpresën që të shkojë mirë.

Në fund të kësaj teme mund të themi se, nëse burri është i ngritur në çdo aspekt e ndërsa gruaja në nivel më të ulët sesa ai, kjo nuk prishë punë.

Por, e kundërta po. Pra, nëse gruaja ka pranuar të martohet me një të varfër dhe e mban atë financiarisht, apo ajo është e një niveli familjar më të ngritur, atëherë kjo është më e rëndë për të dy. Ajo është mësuar te babai i saj ta ketë një jetë më luksoze, ndërsa te burri nuk e ka këtë jetë dhe kështu e përjeton bashkëshortësinë me vështirësi, e ndoshta një ditë nuk mund të vazhdojnë më. Kështu që vajza dhe familja e saj duhet ta mendojnë këtë. Po ashtu, nëse gruaja e mban burrin financiarisht, kjo prek në krenarinë e tij. Sido që të jetë, kur dijetarët kanë cekur këto aspekte, nuk e kanë bërë këtë ngase këto gjëra janë esenciale dhe parimore, porse janë mundësi që mund të çojnë deri në ndarje.

## Dasma, gostia

Fejesa që bëhet te ne (te shqiptarët) është akt martese, realisht. Ngase plotësohen të gjitha kushtet e aktit të martesës: prania e dëshmitarëve, prezenca e të dy palëve, pranimi e miratimi i miqësisë së re. Kjo te ne njihet si fejesë, e që realisht është martesë. Ky akt i kurorës

kompletohet atëherë kur çifti nisin të kalojnë jetën e përbashkët, në një familje e në një kulm, e që kjo ndodhë atëherë kur djali e merr nusen në shtëpi dhe jetojnë bashkë. Që prej bërjes së aktit të martesës (fejesës që bëhet te ne), përhajr-it, nga ky moment djali e vajza bëhen burrë e grua. Pas këtij akti pasojnë obligimet e ndërsjella ndërmjet njëri-tjetrit, me përjashtim të aktit intim, që ka të drejtë vajza ta vonojë apo të kërkojë të vonohet përderisa nuk bëhet dasma apo përgatitja e shtëpisë (apo së paku një dhomë), ku dhe bartet prej familjes së saj për aty.

Akti i martesës pra kompletohet me marrjen (kalimin) e nuses në shtëpi. (Lidhur me këtë çështje) Ne do të ndalemi te disa detaje:

-Nuk është mirë të ketë vonim apo kohëzgjatjeje mes aktit të martesës (nikahut, apo fejesës që quhet te ne) dhe marrjes (kalimit të) së nuses në shtëpi, kjo është forma më e mirë (e veprimi më i duhur). Nuk arrihen qëllimet e martesës përderisa çifti nuk jeton bashkë në një kulm. Por, duke qenë se ende nuk është përgatitur familja e djalit, apo për shkak të ndonjë kushti që ka vënë vajza (për një afat të caktuar), atëherë këtë e kanë parasysh familjet. Djali ka për

obligim të përgatisë një vend ku ta çojë nusen, e më e pakta që kërkohet nga ai është që ta përgatisë një dhomë, e nuk është kusht që të jetë një shtëpi me të gjitha gjërat apo me luksin që është shtuar shumë sot. Kuptohet, duhet të përgatisë edhe veshjen e të ngjashme. Gjatë gjithë kësaj nuk anashkalohet tradita e vendit, nëse është mundësia dhe nëse nuk bie ndesh me mësimet islame.

-Marrja e nuses apo dasma më shumë ka të bëjë me zakonet e vendit. Forma e saj nuk precizohet fetarisht dhe përderisa nuk ka ndalesë/harame në të, atëherë në çfarëdo forme që merret nusja nuk prishë punë. Zakonet mund të ndryshojnë nga vendi në vend apo dhe me kalimin e kohës. Me rëndësi është që të mos kenë ndonjë ndalesë apo shkelje, si: alkooli, përzierja mes gjinive, muzika etj.

-Është gjë e preferuar bërja e dasmës (dreka e dasmës, gostia), madje disa dijetarë thonë se kjo është obligim. E kjo dasmë fetarisht nuk është e lidhur me ndonjë kohë të caktuar. Kurdo që bëhet arrihet synimi i saj, varësisht dhe nga tradita e popujve. Mund të bëhet me aktin e martesës, duke shtruar një drekë a gjë tjetër, dhe të

mjaftohet me të, apo pas aktit të martesës. Mund të bëhet në ditën kur shkojnë të marrin nusen, apo disa ditë pasi të merret nusja. Kjo nuk prishë punë. Me rëndësi është që të jetë afër dy momenteve: aktit të martesës (te ne pra njihet si fejesë) dhe ditës kur merret nusja në shtëpi apo afër me këtë (pak para apo pas). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur është martuar me Safijen ka bërë gostinë e martesës tri ditë pasi ka hyrë dhëndër.[43] Nuk është kusht që dreka e dasmës të jetë diçka luksoze dhe me shpenzime.

Argumente rreth drekës së dasmës ka shumë. Po përmendim rastin e Abdurrahman ibn Aufit radijAllahu anhu, të cilit kur është martuar i ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:

"***Bëje drekën të dasmës (gostinë e dasmës) qoftë dhe me një dele***."[44]

Gjithashtu kur është martuar Aliu radijAllahu anhu me Fatimen radijAllahu anha, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë se patjetër që dasma duhet të ketë drekë (gosti).[45] Mirëpo, ka

---

43 Buhariu.

44 Buhariu dhe Muslimi.

45 Ahmedi.

raste kur ai salAllahu alejhi ue selem ka therë dele për velimeh (gostinë e dasmës) kur është martuar dhe ka ftuar njerëz, e ka raste kur ka bërë drekë (gostinë) duke mos pasur as bukë e as mish, por hurma dhe një ushqim i përzier mes qumështit të tharë dhe yndyrës (si lloj hallve, ëmbëlsire)[46]. Jo që Pejgamberi saAllahu alejhi ue selem ka bërë dallim mes grave të tij (me këtë gjë), por rrethanat e tij kanë qenë të ndryshme (ka vepruar sipas mundësive). Pa u dalluar (me diçka) dhe pa bërë thirrje për dasmë nuk bën. Enesi radijAllahu anhu ka treguar se kur është martuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, nëna e tij (e Enesit) e ka përgatitur këtë ushqim dhe atij i ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:

"***Thirre (ftoje) filanin e filanin dhe kë të takosh***!"[47]

-Është obligim përgjigja ndaj ftesës së dasmës. Pejgamberi salAllahiu alejhi ue selem ka thënë:

---

[46] Buhariu dhe Muslimi.
[47] Muslimi.

"*Kush nuk i përgjigjet ftesës së dasmës e ka kundërshtuar Allahun dhe Pejgamberin e Tij.*"[48]

Është fjala sidomos kur ftesa bëhet më veçantë drejtuar personit të caktuar, apo një shoqërie e miqësie të caktuar, ata obligohen të përgjigjen, e nëse nuk munden (për ndonjë arsye të caktuar) atëherë kërkojnë leje (e mirëkuptim). E nëse është një ftesë e përgjithshme kjo është një çështje tjetër.

-Ai që shtron (bën gostinë) drekën e dasmës apo ai që thirr në dasmë, nuk bën të dallojë mes njerëzve, duke thirrur njerëz të ngritur, të pasur, ndërsa njerëzit që janë të varfër nuk i thërret edhe pse janë shumë të afërt me të për nga gjaku dhe miqësia. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka qortuar në hadith këtë lloj dasme apo ftese, në të cilën klasifikohen njerëzit.[49] Njeriu thirr rrethin e tij aq sa ka mundësi, e jo të kalojë rrethin më të ngushtë e të dalë te një rreth më i largët, duke i anashkaluar ata që i ka më afër.

---

[48] Buhariu dhe Muslimi.

[49] Muslimi.

## Publikimi i martesës

Kemi përmendur te akti i martesës që kur të bëhet përhajri, kjo të publikohet përmes defeve (pa cingla), apo në ndonjë formë tjetër, si: dikur kanë gjuajtur pushkë. Është obligim shpallja dhe publikimi i martesës (fejesës te ne). Gjithkund nëpër botë ka qenë traditë publikimi përmes këndimit. Kjo është një veçori për gratë, u takon atyre e jo meshkujve. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Publikojeni martesën!***"[50] Dhe thotë:

"***Dallimi mes hallallit dhe haramit është defi dhe zëri.***"[51]

D.m.th.: ajo që i dallon dy persona se a kanë lidhje të lejuar apo të ndaluar është rrahja e defit, publikimi i martesës, pra dëgjohet zëri e defi dhe kështu publikohet se filani u martua apo mori nuse. Err-Rrabië bintu Mavidh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, i tregon Halid ibën Dhekvanit: *"Natën që jam martuar, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është ulur në shtëpinë time sikurse ti* (në vendin

[50] Ahmedi dhe Tirmidhiu.
[51] Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibën Maxhe.

që është ulur ai të cilit ia tregon ngjarjen) *dhe vajzat e vogla kanë qenë duke i rënë defit dhe duke kënduar. Prej asaj që ishin duke kënduar kanë shtuar: "Në mesin tonë është i Dërguari që e di se çfarë bëhet nesër."*[52] Dhe ai, salAllahu alejhi ue selem, iu tha:

"***Mos e thoni këtë!" Por, këndoni atë që ishit duke kënduar më parë.***"[53]

Pra, lejohet nëse kënga që këndohet nuk nxitë për ndalesa e mëkate (si: alkooli, dashuria e palejuar, tradhtia, zbukurimi i zërit etj.). Por, të jetë si këngët që janë kënduar më herët në të cilat janë lavdëruar burrat, familja e dhëndrit apo e nuses. Nëse nga ana kuptimore kënga nuk është e keqe, atëherë lejohet t'i këndojnë gratë kur janë vetëm ato, ose vajzat e vogla edhe nëse dëgjohen nga burrat. Ajo që ndalohet është nxitja e thirrja për mëkate, apo fyerja e familjes së nuses etj., gjëra këto që nuk janë etikë dhe nuk u takojnë muslimanëve. Aisha tregon se kishte shkuar në një dasmë tek ensaret dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e kishte pyetur:

52 Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk e ka ditur të fshehtën, ai ka ditur se çfarë do të ndodhë veçse aq sa e ka njoftuar Allahu.

53 Buhariu.

"***O Aishe, a kishte lozje*** **(**këndim e rrahje të defit**)*****? Ngase gratë e ensarëve e dëshirojnë këtë."*** [54]

## Rregullat e natës së parë

Dhëndri të hyjë në një formë të qetë, duke shfaqur butësi e afrim ndaj gruas së tij. Aisha radijAllahu anha kur e përshkruan momentin e hyrjes dhëndër të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, ka treguar se ai ka ardhur e është ulur afër saj, ka pirë qumësht dhe i ka dhënë edhe asaj.[55]

Preferohet që kur djali të hyjë dhëndër të falë dy rekate namaz së bashku me bashkëshorten. Kjo është përcjellë prej sahabëve. Tregon një prej tabiinëve i cili ka qenë skllav: "*Kur jam martuar kam ftuar një grup të sahabëve* (përmend Abdullah ibn Mesudin, Hudhejfen, Ebu Dherrin)... *Dhe më kanë mësuar që kur të hyj dhëndër të fali dy rekate dhe të bëj lutje tek Allahu (*duke kërkuar të mirën e bashkëshortes dhe të kësaj martese*)."*[56]

---

[54] Buhariu.
[55] Ahmedi.
[56] Ibën Ebi Shejbeh në "El-Musannef" dhe Abdurrezaku në "El-Musannef" .

Gjithashtu janë përcjell disa lutje që bëhen në këtë natë. Prej tyre: të vendoset dora në ballin e gruas e të thotë:

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ خَيْرَهَا، وَخَيْرَ مَا جَبَلْتَهَا عَلَيْهِ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّهَا، وَشَرِّ مَا جَبَلْتَهَا عَلَيْهِ "** – ***O Allah! Prej Teje kërkoj hajrin e saj dhe hajrin e karakterit të saj dhe kërkoj mbrojtjen Tënde nga sherri i saj dhe sherri i karakterit të saj!***[57]

Është sunet që para kontaktit intim në këtë natë, po ashtu edhe herëve të tjera, të bëhet kjo lutje:

**"بِسْمِ اللَّـهِ، اللَّهُمَّ جَنِّـبْنَا الشَّيْطَانَ، وَجَنِّبِ الشَّيْطَانَ مَا رَزَقْتَنَا"** – ***Bismilah, o Allah na ruaj neve prej shejtanit dhe largoje shejtanin prej asaj me të cilën na furnizon*** (të mos ketë hise në fëmijën që na dhuron)!"[58]

Lejohet për çiftin çdo gjë gjatë kontaktit intim me përjashtim të dy gjërave: kontakti intim në anus dhe kontakti intim gjatë menstruacioneve apo lehonisë. Këto gjëra janë të ndaluara. Allahu thotë:

---

[57] Ebu Davudi.

[58] Buhariu dhe Muslimi.

**"Gratë tuaja janë "ara" (vendmbjellje) për ju, prandaj iu afroni "arave" tuaja si të doni."**[59] Bekare 223.

Qëllimi është se lejohet çfarëdo forme e kontaktit intim në vendin ku e ka lejuar Allahu të bëhet ky kontakt (pra në vaginë, në vendhedhjen e farës, jo në anus). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Kush bën kontakt me gruan e tij gjatë të përmuajshmeve të saj apo në anus, ai ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit salAllahu alejhi ue selem."***[60]

Këto rregulla kanë të bëjnë me një prej obligimeve më të mëdha mes burrit e gruas (apo prej të drejtave të barabarta ndërmjet tyre), që është kontakti intim mes veti. Dhe i ndalohet

[59] Disa njerëz që nuk kanë njohuri për fe ndodh ta komentojnë Kuranin me mendjet e tyre, p.sh. me këtë ajet mundohen të argumentohen se lejohet të bëhet kontakti intim edhe në anus, e thonë se Allahu ka thënë: **"Gratë tuaja janë "ara" për ju, prandaj iu afroni "arave" tuaja si të doni."** Por, ajeti është shumë i qartë. Ku vendoset fara? Është vendi i caktuar, në vaginë, ajo është "ara" ku bëhet mbarësimi dhe pastaj (në mitër) zhvillohet fetusi (fëmija), e mbrapa (anusi) nuk është "arë".

[60] Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ibën Maxheh.

njërës palë të privojë palën tjetër nga kontakti intim. Por, duhet pasur parasysh nevojën e njëri-tjetrit për këtë gjë.

## Poligamia (martesa me më shumë se një grua)

Ndonëse kjo është një temë tabu në ditët e sotme, megjithatë në Islam lejohet martesa me katër gra njëherësh (e jo më shumë se kaq); por nëse njëra prej tyre vdes, apo ndodh ndarja, atëherë ai lejohet të marrë tjetër (duke i bërë katër, edhe pse për të kjo është martesë e pestë). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është martuar me më shumë se katër gra, kjo ka qenë një veçori e tij, sikur që ka pasur obligime më shumë sesa të tjerët, p.sh.: e ka pasur obligim faljen e namazit të natës, ndërsa për umetin e tij nuk është obligim. Pra, sikur që ka pasur obligime më shumë, ai ka pasur dhe privilegje më shumë, e një prej privilegjeve ka qenë martesa me më shumë se katër gra.

Martesa me më shumë se një grua ka qenë e përhapur tek të gjithë popujt, gjatë historisë. Kjo gjë në disa raste është shumë e nevojshme, e

kërkuar dhe veprim më i mirë. Kjo gjë është shumë më e ndershme si për gruan e parë si për të dytën, sesa ajo që dëgjojmë sot të ndodhë fatkeqësisht, që duke qenë i martuar ka dhe të dashur. Kështu ai e shfrytëzon atë që nuk e ka grua (por të dashur), pa pasur obligime ndaj saj asgjë. E gjithashtu dhe për gruan e tij që e ka nën martesë do të ishte gjë më e ndershme, e jo të pajtohet me këtë të keqe e të thotë "pajtohem, veç në shtëpi mos ma sill" - fatkeqësisht siç kanë vepruar shumë prej tyre, gjë kjo e cila është shumë nënçmuese, e shëmtuar dhe e rrezikshme. Këtë lejesë (poligaminë) disa e quajnë padrejtësi ndaj femrave, por nuk mund të ndodhë një martesë e dytë nëse femra nuk pranon të shkojë si grua e dytë te një burrë. Patjetër për t'u realizuar kjo gjë duhet pajtim nga ajo. E ajo që Allahu e ka bërë ligj, ajo është më e drejta.

## Burri e gruaja kanë obligime dhe të drejta mes vete

Dy fjalët "*obligime/detyrime*" dhe "*të drejta*" qëndrojnë në kuptim të kundërt, që d.m.th.: të drejtat e burrit ndaj gruas së tij janë ato obligime që ka gruaja karshi tij, ndërsa obligimet që ka burri karshi gruas së tij janë ato të drejta që ajo i ka karshi tij. Familjes, si një element kryesor në shoqëri, Islami i jep një rëndësi shumë të madhe. Madje e konsideron bashkëshortësinë si një institucion i cili ka dy ortakë: burrin dhe gruan, mirëpo që autoritetin e udhëheqjen kryesore ia jep burrit. Prandaj Allahu thotë:

**"...burrat kanë një shkallë (më shumë autoritet dhe përgjegjësie) mbi ato."** Bekare 228.

Të ndalemi te çështja e këtij *autoriteti* me të cilin veçohet bashkëshorti. Fjala autoritet vjen në dy kuptime: a) në kuptimin "prijës, udhëheqës, kujdestar", që ka ndikim, që gëzon respektin e të tjerëve, duke qenë se është i pari në familje, atëherë duhet të gëzojë respektin e tyre, t'i binden, ta dëgjojnë, b) në kuptimin "shtyllë e

familjes", ai tek i cili të gjithë duhet të gjejnë mbështetjen, që është mburojë për familjen e tij.

Allahu e ka bërë ligj që burrat të kenë një autoritet mbi gratë, ka bërë që gjithë Pejgamberët kanë qenë vetëm meshkuj, ka bërë që meshkujt të jenë gjykatës/kadi e jo femrat, ka bërë që meshkujt të jenë udhëheqësit (qeverisësit) e jo femrat, qoftë udhëheqje (qeverisje) e madhe (shtetërore) apo e vogël (më e ngushtë).[61] Ky autoritet që ata kanë, nuk është vetëm autoritet udhëheqës, ushtrim ndikimi dhe privilegj, por përfshin dhe autoritetin e përgjegjësive që kanë mbi vete. Ata kanë fuqi të marrin përgjegjësi e obligime mbi vete dhe t'i çojnë gjërat përpara.

Allahu ka bërë obligime e detyra për burrin dhe gruan dhe përmbushja e tyre nga të dy palët është një garanci për një jetë bashkëshortore të lumtur, të vazhdojë të ecë para dhe të realizojë qëllimet e saj. Allahu na ka treguar në Kuran se themeli i një jete bashkëshortore është *dashuria* dhe *mëshira*, thotë:

---

[61] Udhëheqje e madhe konsiderohet udhëheqja e shtetit, ndërsa udhëheqje e vogël është udhëheqja në namaz. Është e ndaluar që femra të jetë imame që u prinë burrave në namaz, qoftë dhe vetëm një burrë prezent.

**“...duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë.”** Rum 21.

Ai do që në familje të mbretërojë dashuria dhe mëshira për njëri-tjetrin. Me qëllim që të vazhdojë kjo dashuri e mëshirë ndërmjet çiftit, Allahu i ka vendosur këto obligime e detyra ndaj njëri-tjetrit. Besimtari i mençur është i kujdesshëm të përmbushë obligimet ndaj gruas së tij, me qëllimin të *ruajë këtë dashuri dhe familjen e tij*. Dhe shpeshherë i mbyllë sytë ndaj të drejtave të veta mbi gruan (e që janë obligimet që ajo ka ndaj tij) duke synuar këtë qëllim, nëse janë gjëra që anashkalohen (ngase ka të atilla që nuk mund të mbyllen sytë përballë tyre e të anashkalohen); porse shumë gjëra njeriu mund t’i tejkalojë dhe të mos i kërkojë gjithherë ato. Në rend të parë shikon në obligimet e tij se sa është duke i përmbushur. Ai i jep rëndësi familjes së tij edhe nëse shkelet ndonjë e drejtë e tij nga ta.

Allahu, me pak fjalë, ka treguar një parim dhe rregull për jetën bashkëshortore i cili është shumë i rëndësishëm për çiftin, Ai thotë:

“**Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra...”** Bekare 228.

Ato kanë të drejta të cilat burrat duhet t'i përmbushin ndaj tyre, dhe ato (gjëra) janë obligime për burrat, njëjtë dhe sa kanë edhe detyrime e obligime ndaj burrave të tyre. Kush do të shohë gjendjen e tij me familjen e tij, le të bëjë këtë krahasim. Gruaja ka të drejta sa ka dhe obligime, atëherë ku je ti me obligimet e tua ndaj saj? Ky është parim i barazisë, duke qenë të barabartë me obligime e detyra. Kur themi "të barabartë" nuk e kemi fjalën për secilën detyrë e obligim, ngase natyra e disa detyrimeve e obligimeve ndryshon. Ato nuk janë të njëjta (tek të dy palët). Vazhdon ajeti:

**"...ndonëse burrat kanë një shkallë (më shumë autoritet e përgjegjësie) mbi ato."**

Çfarë shkalle? Atë që e përmendëm më lartë, pra shkallën/autoritetin e udhëheqjes, kujdestarisë, përgjegjësisë (pra këtë dallim që është mes grave e burrave patjetër duhet pasur parasysh).

## Obligimet e burrit ndaj gruas së tij

Do të përmendim obligimet e burrit karshi gruas së tij, e që janë:

1. *Sjellja e mirë*. Allahu thotë: "**Jetoni e silluni mirë me to**!" Nisa 19. Allahu urdhëron dhe obligon sjelljen e mirë ndaj bashkëshorteve. Kjo nënkupton: respektimin, nderimin. Selefi e ka konsideruar një njeri se është i formuar atëherë kur ai e respekton familjen e tij, ndërsa të kundërtën, e kanë konsideruar mangësi e papjekuri. Më herët, ata që kanë pasur sjellje të vrazhdë me bashkëshorten e familjen, janë konsideruar burra dhe të formuar në shoqëri. Por, nuk është kështu. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka porositur për sjellje të mirë ndaj grave dhe ka thënë:

"***Besimtarët me besimin më të plotë janë ata që kanë moralin më të mirë dhe më të mirët (përzgjedhurit) prej jush janë ata që më së miri sillen me gratë e tyre.***" [62]

Ky moral i mirë peshohet me familjen. Shpeshherë njerëzit janë të sjellshëm me të huajt

[62] Tirmidhiu.

e kanë raporte të mira me ta, por me familjen nuk sillen mirë dhe nuk kanë raporte të mira. Nuk sillen mirë me ata të cilët më së shumti duhet ta gëzojnë sjelljen e tyre të mirë, pra me familjen, e që në këtë rast Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka përmendur gratë. Ata që janë më të afërmit janë ata që më së shumti e meritojnë respektin e sjelljen tënde të mirë. Pra, të kesh sjellje të mirë, jo të vrazhdë, jo rëndim me fjalë a vepra. Këtu mund të përfshihen dhe veprime të ndryshme. (Prej tyre ajo që) Ka treguar Aisha se ka garuar në vrapim[63] së bashku me Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe ajo e ka kaluar (e ka mundur). Një herë tjetër kanë garuar përsëri, pasi ajo ka shtuar peshë ai salAllahu alejhi e ka kaluar dhe i ka thënë:

***"Kjo për atë (herën)."***[64]

[63] Kjo në suaza të lejuara të Islamit: të mos e shohë askë prej meshkujve të huaj duke vrapuar (ngase kur vrapon mund t'i vërehen disa pjesë të trupit duke u bërë kjo fitne për të tjerët), por të jetë diku në një vend vetëm, siç ka ndodhur në këtë rast që Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem u ka thënë shokëve prezent: "***Ecni*** (vazhdoni ju)!" Dhe pastaj ai dhe Aisha, gruaja e tij, kanë garuar së bashku, vetëm, pa i parë dikush.

[64] Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibën Maxheh.

Siç thonë në popull: "Një për një (barazi)." Brenda suazave të Islamit, dëfrimi, loja e argëtimi me familjen, butësia e sjellja e mirë me ta, assesi nuk e ulë personin dhe personalitetin e tij. Por, ai ulet atëherë kur bën shkelje sheriatike, duke shkelur të drejtat e obligimet që ka.

Sjellja e mirë me gruan (siç ka ardhur nëpër komentime të ajeteve) pa dyshim përfshin aspektin e *kujdesit material*. Te obligimi material është për qëllim: ushqimi, veshmbathja, vendbanimi dhe nevojat materiale në përgjithësi (si: barërat etj.).[65] Allahu thotë:

**“babai i fëmijës do të mbajë përsipër ushqimin dhe veshjen e nënës së fëmijës,**

[65] Dijetarët kanë folur detajisht për çështjen e shpenzimit material ndaj gruas dhe kanë bërë përcaktime se sa e ka burri për obligim shpenzimin ndaj saj. Madje, ata kanë folur dhe për atë se a e ka burri obligim t’i blejë gruas parfum që të parfumohet për të (e jo që të dalë jashtë shtëpie e parfumosur sepse kjo ndalohet). Imam Shafiu thotë se nëse është fjala për të larguar erën e keqe (p.sh. deodorant) është obligim t’ia blejë asaj. Megjithatë, këto gjëra më shumë i përcaktojnë adetet e vendit. Allahu thotë: “bil me’aruf” që domethënë: sipas mundësisë, arsyes së shëndoshë dhe zakonit; pa e tepruar dhe pa u rënduar asnjëra palë. Kjo gjë (shpenzimi) ndryshon prej kohës në kohë, nga vendi në vend, nga rrethanat e gjendjet e njerëzve, nuk është e njëjtë gjithherë.

**sipas mundësisë (arsyes së shëndoshë)”.** Bekare 233.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem pasi përmend disa obligime ndaj grave thotë: ***“...ato kanë të drejtë mbi ju furnizimin e tyre, veshjen e tyre, brenda asaj që keni mundësi.”***[66] Allahu thotë në Kuran që secili të shpenzojë aq sa ka mundësi:

**“Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka, ndërsa i varfri le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu...”** Talak 7.

Ai burrë që ka mundësi më të mira materiale obligohet me shpenzime më të mëdha. Ai që ka mundësi materiale më të ngushta (kufizuara), atëherë obligohet me shpenzime më të ulëta, pa u dëmtuar asnjëri. Në vazhdim të ajetit që përmendëm më sipër Allahu thotë:

“**Nuk ngarkohet askush përtej mundësisë që ka...”** Bekare 233.

---

[66] Muslimi.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur është pyetur se cili është obligimi i burrit ndaj gruas, ka thënë:

"***Ta ushqejë kur ushqehet vetë, ta veshë kur vishet vetë, mos ta godasë në fytyrë, mos ta ofendojë dhe mos të distancohet prej saj veçse brenda shtëpisë.***"[67]

Sjellja e mirë ndaj grave përfshin në vete dhe *durimin ndaj tyre*. Allahu thotë:

**"Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, duroni, sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira."** Nisa 19.

Së pari, bëj durim ngaqë kjo është porosi e Allahut, dhe fakti që ti i përmbahesh porosisë së Tij, kjo do të jetë mirë për ty. Së dyti, bëj durim sepse ndodh që në moment të të mos pëlqejë diçka, por që me kalimin e kohës kjo ndryshon (p.sh. me lindjen e një fëmije). Është përcjellë prej selefit se kanë thënë: "*Sjellja e mirë me gruan nuk*

[67] Ebu Davudi. Një prej formave të rregullimit të problemeve mes çiftit është shmangja e kontaktit intim nga burri ndaj gruas, si edukim apo sanksion, por që kjo të bëhet brenda shtëpisë, e jo të largohet me banim diku tjetër.

*është mosbërja padrejtësi (zullum) asaj, por sjellje e mirë me të është durimi ndaj sjelljes së saj: të tregohet i urtë kur ajo është nervoze dhe të ketë shembull Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem, të cilit edhe atij gratë e tij ia kanë kthyer fjalën (e ai ka duruar)."*[68]

2. *Kujdesi për gruan në ruajtjen e fesë, nderit dhe moralit të saj.* Bashkëshorti duhet ta këshillojë gruan e tij që të mbulohet (me mbulesë islame, ashtu siç duhet), që të dalë siç i ka hije një muslimanes, që të mos përzihet me burra të huaj, që të mos parfumoset duke tërhequr vëmendjen e të tjerëve. Në gjërat të cilat e ruajnë nderin, moralin dhe fenë e saj, burri e ka obligim të kujdeset ndaj saj. Kjo është një prej kuptimeve të autoritetit që ka mashkulli, që ishte kuptimi i kujdestarisë, përgjegjësisë, ai është kujdestar, ka përgjegjësi para Allahut. Allahu thotë:

**"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri..."** Tahrim 6.

---

[68] Libri ''Muhtesar Minhaxhul-kasidin", f. 78-79. Këtu nuk është fjala se nuk i janë bindur të Dërguarit, por nëse diçka nuk u ka pëlqyer, apo u është dukur e papranueshme, atëherë e kanë diskutuar/refuzuar. Dhe kjo gjë është normale të ndodhë në jetën e përditshme.

Kjo është obligim për njeriun. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Çdo njeri është përgjegjës dhe do të pyetet për atë që ka nën përkujdesje".***[69]

Kryefamiljari është kujdestari i familjes së tij, të cilit i është lënë nën përgjegjësi dhe do të japë përgjegjësi para Allahut.

*Xhelozia*

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Ka xhelozi të cilën e do Allahu dhe ka xhelozi të cilën nuk e do. Ka mburrje të cilën e do Allahu dhe ka mburrje të cilën nuk e do. Xhelozia të cilën e do Allahu është atëherë kur ka dyshime*** (se po shkelet një ndalesë, po bihet në mëkat), ***e xhelozia të cilën nuk e do Allahu është atëherë kur nuk ka dyshime".***[70]

Kur njeriu ka frikë se familja e tij po bie në një ndalesë dhe se po i rrezikohet nderi, këtu duhet pasur xhelozi dhe duhet të ndërhyjë e ta ndalojë

[69] Buhariu dhe Muslimi.
[70] Ebu Davudi dhe Nesaiu.

të keqën duke e ruajtur kështu familjen e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Tre persona nuk do të hyjnë në Xhenet***", prej tyre përmend: ***"ed dejuth".***[71]

Dejuthi është ai që nuk e ka dert se kush hyn e kush del te familja e tij, ku shkon gruaja e tij, me kë rri, çfarë bën familja e tij. Jo vetëm gruaja, por edhe motra, vajza etj. Burri duhet të kujdeset për gruan e tij në ruajtjen e fesë së saj. Nganjëherë njeriu mund ta teprojë e ta dëmtojë familjen për shkak të xhelozisë së tepruar, të pa të drejtë, të pa vend, duke qenë një kompleks i tij, që ia merr mendja, e jo diçka reale, atëherë këtë xhelozi nuk e do Allahu.

Prej gjërave të rëndësishme në këtë pikë është *aspekti i diturisë*. Burri e ka për obligim që t'ia mësojë gruas e familjes gjërat që i kanë obligim, si: njohja e Allahut, njohja e Islamit, namazi, obligimet e përditshme, apo t'ua japë mundësinë të lexojnë apo dëgjojnë për këto. Veçanërisht (brenda obligimeve ditore) namazin, jo vetëm t'ua mësojë por edhe të kujdeset për praktikimin e faljes rregullisht duke i pyetur "a e keni falur

[71] "Et-Tergib uet-Terhib" dhe "Shuabul-iman".

namazin?", gjithmonë, duke i dhënë një rëndësi të veçantë. Allahu thotë:

**“Urdhëroje familjen tënde, që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë!”** Ta he 132.

Duhet durim i veçantë në këtë pikë.

3. *Dhënia leje*. Obligim tjetër është dhënia leje gruas kur ajo do të dalë për në xhami. Nuk i takon burrit ta ndalojë, edhe pse gruaja ka më shumë shpërblim të falet në shtëpinë e saj, siç ka ardhur në një hadith, mirëpo nëse do të dalë në xhami, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë "***Mos i ndaloni***"[72], qoftë për namaz apo dëgjim të ligjëratave. Gjithashtu, nuk ka të drejtë ta ndalë nga vizita e familjes, të afërmve, apo të bëjë ndonjë kontrollë mjekësore, apo për diçka që i duhet patjetër ta bëjë. Në këto raste nuk i takon ta ndalojë, por e ka për obligim të mos e privojë nga këto gjëra.

4. *Ruajtja e sekreteve dhe mangësive nga përhapja*. E sekretet më të mëdha janë ato që kanë të bëjnë me shtratin (me marrëdhëniet intime). Njëkohësisht kjo është obligim edhe për gruan.

---

[72] Buhariu dhe Muslimi.

Njeriu duhet të jetë shumë i kujdesshëm në këto gjëra. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem një ditë në prezencë të shokëve të tij- kishte edhe gra-tha:

***"Ndoshta ka prej jush që flet atë që e bën me familjen e tij. Ndoshta ka grua që flet për atë që e bën me burrin e saj."***

Transmetuesi i hadithit tregon se të pranishmit kanë heshtur. Atëherë ngritët një vajzë: "*Po, pasha Allahun, o i Dërguar i Allahut. Ata flasin dhe ato flasin.*" Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Mos e bëni këtë gjë, ngase shembulli i kësaj është shembulli i një shejtani që takohet në rrugë me një shejtane dhe në sytë e njerëzve e bëjnë aktin intim."*** [73]

Nëse i publikon dhe flet për ato gjëra që janë intime në jetën bashkëshortore, me këtë i përngjason këtij shembulli.[74] Nëse njeriu e ruan jetën intime me nijetin për ta ruajtur fenë e vet, ai

[73] "Et-Tergib uet-Terhib".

[74] Bashkëshortët duhet të ketë kujdes sa i përket kontaktit intim, dhoma të jetë e mbyllur, të ruhen prej syve e veshëve të njerëzve, të ruajnë intimitetin e tyre.

ka shpërblim. Ai duhet të ketë xhelozi për këtë dhe kjo është një xhelozi që e do Allahu.

Sa i përket marrëdhënieve intime mes burrit e gruas, burri nuk duhet që të kënaqet vetëm për veten, por duhet ta ketë parasysh edhe gruan, e ka obligim të përmbushë edhe dëshirën e saj në mënyrë që të kënaqet edhe ajo. Kur e vepron këtë gjë, pra me qëllimin e ruajtjes së të drejtës së palës tjetër, ka shpërblim tek Allahu. Njeriu ka shpërblim qoftë dhe kur e shfryen vetëm epshin e tij gjatë marrëdhënieve intime (në martesë), e të mos flasim kur e kënaqë edhe palën tjetër (d.m.th.: burrin/gruan), apo e ruan këtë intimitet nga përhapja në publik.

5. *Konsultimi me bashkëshorten.* Është obligim konsultimi me gruan, në çështjet e përbashkëta familjare, sidomos në çështjet që kanë të bëjnë me të dhe me fëmijët, një e drejtë kjo e saj, që t'i merret mendimi.[75] I fundit që e jep vendimin

[75] Në popullin tonë, më herët, në disa raste, disa nga të afërmit e vajzës i kanë folur asaj që ta ketë si pretendim bërjen e burrit për vete, në aspektin që ajo ta sundojë atë, në njëfarë forme. Gabim shtesë mbi këtë, edhe më i madh, është se për të arritur këtë gjë ata e kanë këshilluar të veprojë disa gjëra të dyshimta, jo me besim të drejtë, si: në netët e para të martesës të vëjë

është burri, sepse ai është i zoti i shtëpisë, ai është prijësi. Mirëpo, kjo nuk e përjashton konsultimin e këshillimin me të tjerët. Nuk duhet t'i vije turp burrit apo të ndihet i ulët nëse gjatë konsultimit mendimi i dikujt tjetër në familje është më i arsyeshëm e më i dobishëm. Për këtë kemi shembull e model rastin që ka ndodhur mes Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe gruas së tij Ummu Seleme. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, pas marrëveshjes së Hudejbijes, duke qenë sahabët në një gjendje emocionale (e të pezmatuar për shkak të marrëveshjes me mushrikët), u thotë atyre: "***O ju njerëz, preni kurbanat dhe rruani kokat*** (se u krye umreja jonë)!", por ata nuk lëvizin. Ai salAllahu aejhi ue selem kthehet në shatorre i mllefosur. Këtë dert e qan me gruan e tij. Ajo i thotë: *"O i Dërguar i Allahut, mos thuaj asnjë fjalë, por dil, preje kurbanin tënd dhe rruaji flokët e tua!"* Ai del dhe vepron kështu, atëherë të gjithë dalin dhe veprojnë njëjtë, saqë transmetohet se gati sa nuk janë prerë duke ia rruar flokët njëri-tjetrit.[76] Pra, kur gruaja ka një

rrobat e saj mbi rrobat e tij, duke besuar se kjo gjë do të ndikojë. Gjërat të tilla besëtytnore duhet të eliminohen.

[76] Buhariu.

mendim të drejtë, burrit i takon dhe e ka për obligim ta marrë atë mendim dhe ta zbatojë.

6. *Mos endja poshtë-lartë duke mos u vonuar për të shkuar te familja.* Burri nuk ka të drejtë pa pasur arsye të vonohet e të endet poshtë-lartë duke mos u kthyer te familja. Duhet ta dijë të drejtën e familjes. E sidomos kur ky veprim bëhet vazhdueshëm, pastaj mund të fillojnë dhe dyshimet (ku po shkon, çfarë po bën, me kë po rri), duke u bërë kjo një brengë për gruan. Duhet ditur se secili e ka të drejtën e vet, edhe nëse koha kalohet në adhurime. Pejgamberit alAllahu alejhi ue selem i ankohet gruaja e Amër ibn As radijAllahu anhu i cili agjëronte, falte namaz nate dhe e kalonte tërë natën me Kuran, dhe ai e këshillon:

"***Edhe bashkëshortja ka të drejtën e saj, andaj jepja të drejtën që ka***."[77]

Gruaja ka të drejtën të ketë kontakt intim me burrin e saj, ta ketë pranë atë. Është shumë cilësi e keqe e disave të cilët në shumicën e kohës i lënë vetëm gratë e tyre, e ato të gjorat merren me

[77] Buhariu dhe Muslimi.

punët e shtëpisë, me fëmijët e me shumë telashe, e ata poshtë e lartë.

## Obligimet e gruas ndaj burrit të saj

Allahu me urtësinë dhe diturinë e Tij ka paraparë obligime e detyrime për burrin e gruan, varësisht nga natyra e tyre; disa dhe janë obligime të përbashkëta. Për sa kohë që ata i ruajnë ato, u përmbahen dhe i realizojnë ato, kjo do të realizojë një jetë të lumtur bashkëshortore dhe garanton një *dashuri e mëshirë*, gjë kjo e cila është themeli i *një bashkëshortësie të mirë*.

1. *Bindja*. Është obligim për gruan bindja ndaj burrit për atë që e urdhëron, e këshillon dhe e porositë ai. Këtu gjithherë kuptohet se është fjala për ato urdhra të cilat nuk bien ndesh me Urdhrat e Zotit. Është rregull: nuk ka bindje ndaj njeriut në mëkat ndaj Zotit. Nëse një njeri, kushdo qoftë ai, të urdhëron në një mëkat, është e ndaluar t'i bindesh atij, dhe nëse i bindesh, me këtë i bën mëkat Allahut. Pra, fjala është për këshilla, porosi e urdhra nga burri të cilat nuk bien ndesh me mësimet e ligjet e Allahut. Vetë fakti se burri e

urdhëron gruan e tij me diçka, ajo e ka për obligim t'i bindet, aq sa ka mundësi.

Allahu i lavdëron gratë e mira në Kuran dhe përmend disa cilësi të mira të tyre, thotë:

**"Gra të mira janë ato që janë të bindura (ndaj Allahut dhe burrave të tyre), që ruajnë fshehtësitë (që Allahu ka urdhëruar t'i ruajnë) me ndihmën e Allahut.”** Nisa 34.

Cilësi e parë e grave të mira, e përmendur në këtë ajet, është: *bindja* ndaj burrave të tyre. Allahu, bindjen e gruas ndaj burrit të saj, e ka bërë shkak dhe detyrim për futjen e saj në xhenet. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Nëse gruaja fal pesë kohë namaz, agjëron muajin e saj*** (është fjala për Ramazanin)***, ruan nderin e saj dhe i bindet burrit, i thuhet asaj:***

***"Hyr në Xhenet nga cila derë që ti dëshiron!"*** [78]

Jo vetëm që këto vepra e obligojnë hyrjen e saj në Xhenet, por dhe kërkohet prej saj që të zgjedhë prej cilës derë dëshiron që të hyjë. Bindjen ndaj burrit, Allahu e ka shoqëruar bashkë me këto

---

[78] Sahihul-Xhami’.

vepra të tjera (të përmendura në hadith). Kjo tregon se sa shumë e rëndësishme është bindja ndaj burrit dhe se sa shumë e ka vlerësuar Allahu bindjen që tregon ajo ndaj burrit të saj.

Në të kundërtën, mosbindja ndaj burrit shkakton zemërimin e Allahut. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Nuk ka njeri që e fton gruan e tij në shtrat dhe ajo refuzon, veçse Ai që është në qiell (Allahu) është i zemëruar me të derisa burri i saj të jetë i kënaqur me të."***[79]

Për aq sa burri është i zemëruar me gruan e tij apo i prekur nga refuzimi i saj, edhe Allahu është i zemëruar me të, derisa burri të jetë i kënaqur. Gruaja e ka për obligim t'i bindet burrit të saj dhe ta dëgjojë atë. Nëse burri e urdhëron atë në gjëra të ndaluara, ajo është mëkatare po iu bind atij, si: të heqë mbulesën apo të zbukurohet para dikujt që nuk lejohet, të ndukë vetullat etj., (dhe këtu nuk mund të arsyetohet "jam e detyruar").

---

[79] Sahihul-Xhami'.

2. *Ruajtja e nderit të burrit.* Kjo realizohet duke e ruajtur ajo nderin e moralin e vet. Gruaja duhet ta ruajë nderin e familjes, nderin e burrit, pasurinë e tij, fëmijët, e më e rëndësishmja është ruajtja e nderit të saj (dhe do të japë përgjegjësi për këto para Allahut). Allahu thotë:

“**Gra të mira janë ato që janë të bindura (ndaj Allahut dhe burrave të tyre), që ruajnë fshehtësitë (që Allahu ka urdhëruar t'i ruajnë) me ndihmën e Allahut.”** Nisa 34.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë në hadithin e njohur:

"***Çdo njeri është kujdestar dhe përgjegjës për atë që i është dhënë nën kujdesin e tij."***

Vazhdon të përmendë kategori të ndryshme të kujdestarisë dhe thotë:

"***Dhe gruaja është kujdestari në shtëpinë e burrit të saj. Dhe do të japë llogari para Allahut për këtë që i është dhënë në përgjegjësi.***"[80]

[80] Buhariu dhe Muslimi.

3. *Zbukurimi për burrin.* Është obligim për gruan që të zbukurohet për burrin e saj, ta presë me fytyrëçelur, me buzëqeshje, në formën më të hijshme, e jo të tregohet e pakujdesshme duke e pritur me shikim të keq, me fjalë të këqija, apo duke ia dhënë lajmet e ndodhitë e këqija posa të hyjë. Pra, duhet t'i dalë si më së miri, qoftë në aspektin e pamjes, në aspektin e të të folurit etj. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Gruaja më e mirë është ajo që kur e shikon të gëzon,[81] kur e urdhëron të bindet dhe kur mungon*** (burri) ***ajo e ruan veten (nderin) e saj dhe pasurinë e tij."***[82]

Gjithsesi që kur e ruan nderin e saj kur burri nuk është prezent, do ta ruajë edhe kur ai është prezent. Një gjë e çuditshme, gjë e cila është e pranishme në shoqëri, është zbukurimi i gruas jashtë shtëpisë kur del e ndërsa nuk zbukurohet për burrin e saj. Kjo është një dukuri e keqe. Gra të tilla nuk dinë të vlerësojnë frikën ndaj Allahut dhe as ruajtjen e familjes.

---

[81] E sheh të rregulluar, zbukuruar, fjalëmirë, e pret në formën më të mirë.
[82] Sahihul-Xhami'.

4. *Mosdalja nga shtëpia pa lejen dhe pëlqimin e burrit.* Është obligim qëndrimi kryesisht në shtëpi dhe të mos dalë veçse me lejen dhe pëlqimin e burrit. Allahu thotë:

**"Qëndroni në shtëpitë tuaja..."** Ahzab 33.

Natyrë mashkullore është dalja jashtë shtëpisë, që të fitojë, të punojë, për të mbajtur familjen, ndërsa natyrë femërore janë punët në shtëpi (jo jashtë, qoftë dhe dalja për në xhami). Konsultimi dhe marrja e lejes duhet të jetë një edukatë te gruaja, e vazhdueshme, qoftë të marrë një leje të përgjithshme prej tij, apo një leje të veçantë (në raste të caktuara). Nëse i duhet të dalë për diçka të nevojshme, si: është duke përgatitur diçka dhe i duhet të blejë një gjë në dyqan, apo t'i dërgojë e marrë fëmijët nga shkolla etj., dhe e di se burri e lejon, atëherë nuk ka të keqe. Po ashtu, nuk do të thotë që ta pyesë për çdo imtësi çdo herë përderisa ka marrë lejen e përgjithshme prej tij një herë.

5. *Të mos lejojë të hyjë në shtëpi dikush që nuk do burri i saj të hyjë.* Është obligim për gruan që nëse burri i saj nuk do që dikush të vijë në shtëpinë e tij, qoftë femër apo mashkull, të mos ia japë lejen

të hyjë dhe të mos e mirëpresë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Është obligim i tyre (i grave) ndaj jush që të mos e ulin në shtrojat tuaja dikë që ju nuk e doni.*"** [83]

6. *Ruajtja e pasurisë së burrit.* Është obligim kujdesi në ruajtjen e pasurisë së burrit, qoftë në shpenzim e harxhim apo në shpërndaje. Nëse gruaja nuk ka leje nga burri i saj për të dhënë lëmoshë nga pasuria e tij, atëherë e ka të ndaluar dhënien e lëmoshës nga pasuria e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Të mos shpenzojë gruaja nga shtëpia e saj veçse me lejen e burrit."*** I thanë: "*As ushqim* (kur kërkon dikush)?" ***–"Kjo (ushqimi) është pasuria jonë*** (e burrave) ***më e mirë."*** [84]

Nëse ka marrë leje të përgjithshme, kjo është një gjë tjetër, porse këto tekste vijnë që të tregojnë rëndësinë që duhet treguar gruaja në respektimin e burrit të saj. Të gjitha tekstet, qoftë për pasurinë e tij, për daljen e saj, për hyrjen e dikujt në shtëpi,

---

[83] Tirmidhiu.
[84] Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ibën Maxheh.

tregojnë për vënie në dijeni të burrit dhe marrje të lejes prej tij. Me këto gjëra Sheriati ka ngritur rëndësinë dhe pozitën e burrit. Gruaja duhet ta vlerësojë atë dhe t'ia dijë të drejtën e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Sikur Allahu ta urdhëronte dikë prej njerëzve t'i bëjë sexhde dikujt, do ta urdhëronte gruan t'i bënte sexhde burrit të saj"*[85]**, kjo për shkak të pozitës që ka karshi saj.

7. *Të mos bëjë agjërim vullnetar (nafile) në prezencë të burrit, pa lejen e tij.* Kjo nuk i lejohet. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Nuk i lejohet gruas të agjëroj (nafile) përderisa burri i saj është prezent (në shtëpi) përveçse me lejen e tij."***[86]

Edhe kjo gjë tregon për bindjen dhe respektimin që gruaja duhet të tregojë ndaj burrit të saj. Dhe këtu është fjala për një adhurim. Allahu këtu ka vendosur të drejtën e burrit (kontaktin intim) para të drejtës së Tij që është adhurimi ndaj Tij me agjërim vullnetar; e nuk po flasim për

85 Ibën Maxheh.
86 Buhariu dhe Muslimi.

obligime, sepse e drejta e Allahut në adhurimet obligative është më e madhe dhe parësorja. Kontakti intim me gruan është një e drejtë e burrit, natën a ditën. Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka porositur me këtë hadith që gruaja të mos agjërojë nafile kur burri i saj është prezent, në mënyrë që të mos bëhet pengesë agjërimi i saj për t'iu përgjigjur burrit kur ai dëshiron kontakt intim me të, e që për këtë i duhet ta prishë agjërimin,[87] e ndërsa kur është ai në udhëtim, apo është jashtë shtëpie brenda ditës, kjo është diçka tjetër.

8. *Të mos e përmendë të mirën që ia bën burrit.* Është obligim për gruan që nëse ajo shpenzon diçka për familjen me para të veta, të mos e përmendë këtë. Kjo gjë nuk është e mirë të bëhet nga askush. Kur dikush vepron një punë të mirë (ndaj dikujt), duhet të mos e përmendë atë. Përmendja e

---

[87] Agjërimi nafile lejohet të ndërpritet (prishet), por agjërimi obligues që është agjërimi i muajit Ramazan, apo agjërimi kompensues i ditëve që i kanë ikur gjatë Ramazanit për arsye të pranueshme sheriatike, nuk lejohet të ndërpritet gjatë ditës, e as nuk lejohet prishja e tij duke iu përgjigjur burrit për kontakt intim, njashtu dhe burri nuk ka të drejtë t'i kërkojë kontakt intim (marrëdhënie intime) kur ajo është duke bërë agjërim të obligueshëm.

punëve të mira e humbet shpërblimin e tyre. Allahu thotë:

**“O besimtarë! Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja duke ua kujtuar ato (atyre që ua keni dhënë) dhe duke fyer...**” Bekare 264.

Përmendja e gjërave nga gruaja të cilat i blen në shtëpi, përveç që humbet shpërblimin, kjo gjithashtu është një ofendim për burrin e saj. Nëse ndodhë të blejë diçka dhe e ndihmon burrin, kjo është një jetë e përbashkët (është bashkëshortësi), në të cilën edhe gruaja e ndihmon burrin nëse ka mundësi, porse të mos ia përmendë.

9. *Të jetë e kënaqur me atë që Allahu ia ka dhënë.* Është obligim për gruan të jetë e kënaqur me atë që Allahu ka përcaktuar për familjen e saj dhe të mos kërkojë nga burri i saj më shumë sesa që mund të bëjë për të dhe familjen. Allahu thotë:

**“Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka, ndërsa i varfri le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu; Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa i ka dhënë. Pas vështirësisë, Ai sjell lehtësimin.”** Talak 7.

Allahu nuk e ngarkon njeriun më shumë sesa i ka dhënë, kurse ndodhë që ndonjë grua të kërkojë prej burrit të saj më shumë sesa që ka mundësi ai të bëjë, apo të mos jetë e kënaqur me atë që ai bën. Njeriu duhet të kënaqet me atë që Allahu ka përcaktuar për të dhe nëse gjendet në kushte të rënda (ekonomike), t'i lutet Atij dhe të ketë bindjen se pas vështirësisë Ai e sjell lehtësimin.

Kur gruaja është mosmirënjohëse dhe nuk është e kënaqur me burrin e saj, kjo jo vetëm që nuk është gjë e mirë dhe është një cilësi e keqe, por kjo është natyrshmëri te shumë gra, siç ka ardhur në një hadith në të cilin Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i këshillon gratë:

"***Jepni lëmoshë, sepse kam parë se shumica e banorëve të zjarrit janë gra, sepse ato mohojnë.***" I thotë dikush prej grave: "*Mohojnë d.m.th. dalin prej feje?*" –"***Jo, por mohojnë të mirat e burrave të tyre. Nëse gjatë gjithë jetës burri i ka bërë mirë, për një të keqe thotë: "S'kam parë të mirë prej teje kurrë!"***" [88]

Në këtë hadith pra përmendet arsyeja e numrit të madh të grave në zjarrin e xhehenemit, e që është

---

[88] Buhariu dhe Muslimi.

mosmirënjohja ndaj burrave. Dijetarët thonë se është nga natyra e gruas që të flasë shprehje të përgjithshme, si: kurrë, gjithmonë, të gjithë etj. Kjo është gjë e rrezikshme dhe njeriu duhet të jetë i drejtë, kështu nëse ka bërë shumë të mira, atëherë nuk i hidhen tërë ato të mira për një të keqe apo pakënaqësi.

10. *Kujdesi e shërbimi ndaj burrit dhe fëmijëve.* Është obligim për gruan që t'i shërbejë burrit dhe fëmijëve e të kujdeset për ta. T'i edukojë fëmijët, t'i rrisë me edukatë islame, të kujdeset për ta në aspektin e mësimit, shëndetit, pastërtisë, ushqimit. Ky është një obligim dhe është detyra më e madhe që ka gruaja në shtëpinë e saj, pra kujdesi dhe edukimi i fëmijëve. Shpeshherë gratë ndoshta nuk tregojnë kujdes t'i shërbejnë si duhet burrave, kjo për arsye të ndryshme, porse edhe në bazë të zakonit (që kemi ne), por edhe në bazë të mësimeve të fesë islame, obligimet e shtëpisë i ka përsipër gruaja, qoftë shërbim që ka të bëjë me pastrimin, ushqimin etj., ndaj burrit dhe fëmijëve. Fatimja radijAllahu anha, vajza e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe njëra prej zonjave të Xhenetit në Ahiret, ka punuar aq shumë punë shtëpie saqë i janë qarë duart (e dihet se sa të

rënda kanë qenë punët më herët në krahasim me sot), dhe për këtë i është ankuar të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe i ka kërkuar një shërbëtore për ta ndihmuar. Ai nuk i ka thënë burrit të saj: "Kjo është vajzë e Pejgamberit, si të punojë kështu?!" Por, u ka thënë:

**"*Ju këshilloj me diçka që është më e mirë për ju sesa shërbëtori/shërbëtorja. Kur doni të flini*** (në gjumin e natës) ***thoni: subhanAllah 33 herë, elhamdulilah 33 herë dhe Allahu ekber 34 herë.*"**[89]

Përmendja e Allahut (dhikri) ndihmon në punët e dunjasë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem pra nuk e ka hedhur poshtë, por e ka pasur parasysh këtë të drejtë të burrit ndaj gruas së tij: të përkujdesjet ndaj tij, t'ia përgatisë ushqimin etj. Ky është një obligim që ndryshon varësisht nga koha, vendi, rrethanat dhe tradita e vendit; njeriu nuk ngarkohet më shumë sesa që mundet, ky është parim.

---

[89] Buhariu dhe Muslimi.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

***"Nuk ka grua që e lëndon burrin e saj në këtë botë, veçse hyritë e Xhenetit thonë: "Mos e lëndo, Allahu të vraftë! Ai është një amanet në dorën tënde e së shpejti do të ndahet prej teje e do të vijë tek ne!""[90]***

Kjo është një vërejtje nga Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem për gratë, që të jenë të kujdesshme e të mos i lëndojnë apo zemërojnë burrat. Dhe burri realisht lëndohet nëse sheh se fëmijët e tij nuk po rriten dhe edukohen siç duhet, nëse punon vazhdimisht për të fituar e ndërsa gruaja e tij nuk ka kujdes për atë që ai sjellë në shtëpi dhe për pasurinë e tij.

Gjithashtu të tregohet e kujdesshme *në respektimin* e *familjes së burrit*, e në rend të parë vijnë prindërit e tij, pastaj të tjerët, qoftë nëse jetojnë bashkë prindërit e tij me të, apo ndaras kur vijnë si mysafirë duke i nderuar siç dhe është adeti te ne (që respektohet mysafiri e i shërbehet).

---

90 Tirmidhiu.

11. *Të mos e refuzojë burrin e saj kur i kërkon kontakt intim*. Është obligim për gruan të mos e refuzojë atë kurdo që ai i kërkon kontakt intim. Për këtë kanë ardhur disa hadithe.

12. *Ruajtja e fshehtësive*. Është obligim për gruan, e njashtu dhe për burrin, ruajtja e sekreteve të njëri-tjetrit, në veçanti që kanë të bëjnë me intimitetin (kontaktin intim). Shumë njerëz nuk janë të kujdesshëm në këtë dhe i përhapin në shoqëritë e tyre, gjë kjo e cila është prej mëkateve apo gjërave të cilat i ka ndaluar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem.

*13. Moskërkimi i divorcit, pa pasur arsye (të denjë).* Prej obligimeve të tjera të gruas ndaj burrit është moskërkimi i shkurorëzimit pa arsye. Ajo obligohet të kujdeset që të ketë një jetë të mirë bashkëshortore dhe ta ruajë atë. Kur nuk ka arsye kjo gjë i ndalohet. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Çdo grua e cila kërkon divorc nga burri i saj pa ndonjë arsye, e ka të ndaluar erën e Xhenetit.”*** [91]

Çështje: Është detyrë e familjes që të këshillojnë fëmijët e tyre, qofshin djem apo vajza, se cilat janë obligimet ndaj bashkëshortit/es dhe fëmijëve, në mënyrë që të jenë të përgatitur siç duhet për t’i hyrë martesës. Për aq sa çifti u përmbahet këtyre obligimeve, do të kenë rehati e harmoni.

[91] Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ibën Maxheh. Ky është një kërcënim, e jo se asaj i ndalohet hyrja në Xhenet përgjithmonë, sepse vetëm jobesimtarët janë ata të cilëve u ndalohet hyrja në Xhenet përgjithmonë. Mirëpo, këtyre u ndalohet hyrja në Xhenet fillimisht, d.m.th. se për shkak të kësaj vepre ato (nëse nuk i fal Allahu) mund të futen së pari në xhehenem e pastaj të nxjerrën nga aty e të futen në Xhenet. Prej besimit të pasuesve të sunetit është se besimtarët që kanë vepruar disa mëkate të mëdha dhe kanë vdekur pa u penduar prej tyre, do të qëndrojnë në Ditën e Gjykimit nën dëshirën e Allahut: nëse do i fal e nëse do i dënon për to, por nëse i dënon ata nuk do të qëndrojnë përherë në zjarr të xhehenemit, por do të hyjnë fillimisht në të e pastaj siç thamë do të futen në Xhenet.

## Zgjidhja e problemeve bashkëshortore

Nuk ka familje pa probleme, mospajtime e telashe të përditshme, të lehta. E rëndësishmja është të zgjidhet forma se si të tejkalohen ato. Të mos mendojnë të porsamartuarit se është fundi i botës kur hasin në telashet e para, apo se jeta e tyre bashkëshortore është e pasuksesshme etj. Telashet e vogla janë natyrë e jetës së njeriut dhe duhet t'i pranojë. Nëse është një problem i vogël që mund të anashkalohet, atëherë e anashkalon-e shpeshherë kalohet në mënyrën më të mirë nëse personi nuk merret me të. E nëse është një problem i madh që duhet të trajtohet, atëherë e trajton atë.

Nëse ekziston frika se gruaja po kalon në mosbindje ndaj burrit të saj, e nuk është më fjala për ndonjë mospajtim mendimesh, mosdëgjim të një fjale apo kërkese, inatosje, apo kthim fjale prej saj, që i bën rrallë, dhe po i shpeshton këto gjëra dhe po fillon të bëhet mosbindëse e mosdëgjuese, duke e rrezikuar me këtë të ardhmen e martesës dhe të familjes, atëherë duhet ndërmarrë hapa parandalues, për shkak të rëndësisë që ka familja.

Ngase ekziston frika se po fillon të rrezikohet jeta bashkëshortore. E kur rrezikohet kjo gjë, nuk vihet në pyetje vetëm çështja e bashkëshortëve, por edhe e fëmijëve dhe familjet e të dy palëve. Andaj, duhet marrë masa. Allahu thotë:

**"Sa i përket grave *që ju i druheni mosbindjes dhe sjelljes së keqe* nga ana e tyre, këshillojini, (e, nëse kjo s'bën dobi) mos i pranoni në shtrat dhe (në fund) i rrihni ato (lehtas)."** Nisa 34.

Pra, "**i druheni mosbindjes e sjelljes së keqe nga ana e tyre",** të përmendim edhe një herë këtu: kur shtohet frika (droja) për një mosbindje nga ana e saj dhe arrogancë (e nuk është më fjala për kthim të fjalës apo për mospajtime për diçka të vogël), atëherë "**këshillojini**". Në realitet, burri dhe gruaja e kanë për obligim ta këshillojnë njëri-tjetrin vazhdimisht- këshilla në familje është e domosdoshme-, mirëpo në këtë rast kërkohet një këshillë e veçantë me një qëllim të veçantë, duke ia drejtuar asaj (duke ia tërhequr vërejtjen) për mosbindjen e arrogancën e saj dhe se po e rrezikon jetën bashkëshortore me këto gjëra.

Pastaj vazhdon ajeti: “**(e, nëse kjo s’bën dobi) mos i pranoni në shtrat”.** Nëse këshilla nuk bën dobi, atëherë i lejohet burrit që të mos ketë kontakt intim me të. Prej gjërave më të rëndësishme te gruaja është ana intime (d.m.th. goditet shpirtërisht nëse burri nuk e afron, nuk e pranon kontaktin intim, nuk ia kërkon këtë gjë). Dhe burrit këtu i kërkohet të jetë i përmbajtur dhe të tregojë me këtë se synimi i jetës bashkëshortore nuk është vetëm kontakti intim. Mirëpo, kjo gjë duhet të bëhet në formën më të mirë, duke mos e kuptuar askush nga familje, as fëmijët e as të tjerët; kjo është çështje mes çiftit. Nuk është qëllimi që ai të flejë në një dhomë tjetër, por për qëllim është largimi nga kontakti intim dhe gjëra të tjera që kanë lidhje me të.

Masa e tretë, siç vazhdon ajeti, është: **“dhe (në fund) i rrihni ato (lehtas).”** Te këto tri masa të përmendura, qëllimi është vetëdijesimi, edukimi, që të ruhet martesa e familja, e nuk është për qëllim dënimi, shfryrja e inatit, hakmarrja, duke e dëmtuar (me dru, litar etj.), duke e lënduar e gjakosur, duke i shkaktuar thyerje, apo duke i lënë shenja, se kjo është çmenduri, nuk është nga feja Islame. Dijetarët kanë përmendur që të goditet

me miswak- e miswaku është më i hollë se gishti- apo me ndonjë skaj të rrobës. Kjo rrahje ka për qëllim që ajo të shohë reagimin e burrit se nuk është puna mirë. Porse, kjo masë ndërmerret atëherë kur ai mendon se ka efekt. Nëse e këshillon dhe nuk ka efekt, nëse i largohet nga shtrati dhe sheh se ajo shkakton probleme edhe më shumë, nëse e godet dhe sheh se veçse është acaruar situata, duke mos u realizuar qëllimi i edukimit, vetëdijesimit, përmirësimit, atëherë nuk duhet të ndërmerren (sidomos dy të fundit). Të tri këto masa janë çështje mes burrit e gruas.

Nëse ndodh që çifti nuk mund të pajtohet mes vete dhe se kanë probleme serioze dhe se nuk gjejnë një gjuhë të përbashkët, atëherë Allahu porositë ndërmjetësimin mes dy palëve, thotë:

**“Nëse i druheni ndarjes midis burrit e gruas, atëherë caktoni një ndërmjetës nga ana e burrit dhe një nga ana e gruas. Në qoftë se ata dëshirojnë paqësim, Allahu sjell marrëveshje midis tyre. Allahu, me të vërtetë, është i Gjithëdijshëm dhe i di të gjitha qëllimet.”** Nisa 35.

Qëllimi është të merren ndërmjetës ata që mund t'i pajtojnë, që janë besimtarë, të drejtë, që e ruajnë këtë sekret, e jo të dalin duke u treguar njerëzve se çfarë po ndodh mes këtij çifti. Këta pajtues në fjalë, duhet të shohin qëndrimin e burrit dhe gruas se a kanë përnjëmend pajtimin mes vete dhe jetën së bashku (e duan njëri-tjetrin porse kanë probleme e mospajtime që kanë nevojë t'i zgjidhen dhe tejkalojnë). Atëherë, nëse është kështu, këta pajtues i këshillojnë këta të dy që t'i afrojnë dhe pajtojnë (kjo në mënyrën më të mirë). Por, nëse as kjo nuk bën dobi dhe nuk zgjidh problemet mes tyre, atëherë mbetet ndarja.

Shumë njerëz nuk i ndërmarrin këto masa apo i tejkalojnë ato. Kështu, kur është çështja te këshillimi, që përmendëm, nuk e bëjnë siç duhet, siç e kërkon feja.[92] Kur është çështja e largimit nga shtrati, e bëjnë për t'u hakmarrë, apo me qëllim dëmtimi ndaj gruas. Kur është çështja e goditjes, e bëjnë për ta ndëshkuar e dënuar. Të

---

[92] Të përmendim se çifti duhet të ketë parasysh disa gjendje, kohë, vende dhe raste të volitshme e të përshtatshme për dhënien e këshillës. Të mos e bëjë atë kur tjetri është nervoz apo gjatë telasheve që ka në anë të tjera të jetës. Të mos e bëjë sistematikisht, pa takt, pa edukatë, me nijet të keq (nënçmimin).

gjitha këto nuk japin rezultat dhe veçse e rrezikojnë familjen duke shkuar drejtë ndarjes.

## Për të mos ardhur deri te përçarja...[93]

Jemi dëshmitarë të asaj se çfarë po ndodh sot, duke qenë se shumë çifte gjenden në probleme të ndryshme, dikush më të mëdha e dikush më të vogla. Një bashkëshortësi e mirë dhe ruajtja e familjes janë gjëra të cilat kërkojnë angazhim dhe marrje të dijes për këtë. Këtij qëllimi i shërben dhe po ky libër që mbajte në duar deri tash duke e lexuar. Në të janë sjellë rregulla dhe dispozita, se çfarë duhet vepruar, qysh ende pa e martuar e më pas, kjo që i riu dhe e reja të mund të gjejnë rrugën drejtë një bashkëshortësie të mirë, deri në fund të jetës, inshAllah.

Do të përmendim disa shkaqe që kanë të bëjnë me ruajtjen e raportit bashkëshortor, në mënyrë që të mos vihet deri te përçarja dhe problemet e mëdha, shkaqe këto të cilat kanë të bëjnë më shumë me shoqërinë në të cilën jemi, të vendit tonë e më gjerë.

---

93 Sh.r.

1. *Ruajtja nga ideologjitë e mbrapshta të tanishme.* Thirrje të ndryshme nga çdo anë, për ta çrregulluar jetën e familjeve muslimane dhe për t'u bërë si të tjerët. Thirrje të padrejta kinse Islami po e cungon lirinë e gruas. Thirrje drejt asaj që muslimanja ta largojë mbulesën. Thirrje se ajo është skllave në shtëpinë e burrit të saj. Të gjitha këto akuza ndaj Islamit i vijnë në vesh femrës muslimane, madje duke qenë ajo në shtëpinë e saj, përmes mjeteve teknologjike etj. Me këto gjëra duan që të ndikojnë në zemrën e saj, që të mos jetojë sipas parimeve të fesë së saj, por të jetojë siç jeton shumica e botës sot: në argëtime pafund, lakuriqësi, përzierje, ndarje, imoralitet etj. E pa dyshim se kjo gjë dhe prekë raportin bashkëshortor duke e çuar drejtë përçarjes.[94]

2. *Mos hyrja në martesë me morale të filmave.* I riu dhe e reja duhet të nis një jetë bashkëshortore me mësimet e Kuranit dhe sunetit, e jo me moralet e filmave dhe serialeve, se ajo që servojnë ato është vetëm shkatërrim dhe trazim i zemrave.

[94] Femra muslimane jeton një jetë të bukur, të dëlirë, të qetë, me ideale të mëdha, ideale të cilat i shërbejnë familjes dhe shoqërinë anë e mbanë. Këto akuza që përmendëm janë fjalë për së largu, ajo nuk ndihet e atillë.

Udhëzimet që jep kjo fe për të mbajtur një bashkëshortësi të mirë, janë ideale dhe të detajuara për njerëzimin, në to nuk gjen gabime e as padrejtësi. Po të vëzhgohen udhëzimet islame qysh prej momentit kur dikush interesohet për dikë për martesë, e deri te bashkimi i tyre nën një martesë, do të gjesh në to vetëm mirësi, mëshirë, drejtësi, moral, urtësi, vlerësim etj. Sa mirë është kujdesur Islami për jetën e njeriut, në çdo etapë!

3. *Një vend specifik zënë lëvozhgat e kanunit* sa i përket përçarjes së familjeve. Është për të ardhur keq çfarë maltretimi psikik dhe shpirtëror i bëhet femrës sot si pasojë i droçkave të këtij kanuni të mbrapshtë, i cili nuk i ka dhënë vend femrës dhe nuk e ka vlerësuar, e si pasojë ajo shihet jo rrallë herë si një shërbëtore në shtëpinë e burrit dhe vetëm një lindëse e rritëse e fëmijëve. Këto gjëra janë prezent në shoqërinë tonë. Nusja, në shumë familje, ende trajtohet në bazë të asaj që e ka trajtuar kanuni, ndonëse me një volum më të ulët. Ajo duhet të punojë e të punojë tërë ditën e nuk ka të drejtë të ankohet se është lodhur, atë mundohet ta mbizotërojnë të tjerët në shtëpi dhe të pyetjen për të e jo ajo vetë, ajo rrahet qoftë dhe nga kunati apo vjehrri, ende nuk ka të drejta në

shtëpinë e burrit, nuk ka as trashëgimi, ende i thonë burrit e fëmijëve të saj "hiquni saj", po nuk bëri fëmijë edhe mund të përzëhet për te babai i saj. Akoma sot femra, në familjet tona shqiptare, qoftë vajzë, grua, nënë, është e lënë pas dore. Porse, Islami i ka dhënë një vend të veçantë asaj. Gruaja, jo vetëm që është mbretëreshë në shtëpinë e saj, por ajo është një hartuese e një shoqërie të mirë. Ajo ka vend të rëndësishëm. Respektimi i Islamit ndaj femrës si vajzë: Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Kush i ka tri vajza dhe i strehon ato, u siguron ushqim dhe i mëshiron, për të bëhet obligim hyrja në xhenet.*"** Njëri nga të pranishmit pyeti: "*Po ai që ka dy vajza*?" –"***Po, edhe ai që ka dy vajza.***" Buhariu. Respekti ndaj saj si nënë: E kanë pyetur në një rast tjetër: *"Kush e meriton më shumë mirësjelljen time?"* dhe ka thënë: "***Nëna jote.***" –"*Pastaj kush*?" –"***Nëna jote.***" –"*Pastaj kush*?" –"***Nëna jote.***" –"*Pastaj kush*?" –"***Babai yt***", ia ktheu. Buhariu dhe Muslimi. Respektimi i saj si grua: Allahu thotë: **"Silluni mirë me to!"** Nisa 19. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Besimtari me besimin më të plotë është ai i cili ka moralin***

***më të mirë, ndërsa më të zgjedhurit tuaj (në moral) janë ata që sillen më së miri me gratë e tyre."*** Ahmedi, Ebu Daud dhe Tirmidhiu. Respektimi ndaj saj si motër, si hallë, si teze: Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Me të vërtetë Allahu porosit të silleni mirë me nënat tuaja, pastaj ju porosit të silleni mirë me nënat tuaja, pastaj ju porosit të silleni mirë me baballarët tuaj, pastaj ju porositë të silleni mirë me të afërmit tuaj."*** Buhariu. Dhe: "***Nuk ka njeri që ka tri vajza, apo tri motra, dhe përkujdeset për to, përveçse do të hyjë në xhenet."*** Tirmidhiu.

Dr. Abdurrezak el Bedr thotë: *"Me të vërtetë femra muslimane nën hijen e mësimeve të drejta dhe udhëzimeve të urta islame, jeton një jetë të ndershme, të mbushur me respekt dhe ndershmëri, që nga dita e parë e ardhjes së saj në këtë botë dhe duke vazhduar kështu në të gjitha etapat e jetës së saj, si vajzë, si nënë, si bashkëshorte, si motër, si hallë, si teze etj. Në të gjitha këto periudha ajo ka të drejtat e saj të veçanta dhe gëzon meritat e saj plot respekt dhe ndershmëri."*

*4. Bashkëpunimi nënë-djalë-nuse.* Një ndër arsyet e çuarjes së raporteve bashkëshortore drejt një gremine, janë zënkat familjare, të përditshme, zakonisht mes vjehrrës dhe nuses. Në këtë dekadë të fundit, për shkak të ndryshimeve të shpejta në ritmin e jetës në shoqëri, ka ndodhur një përplasje mes stilit të jetës që kanë bërë të vjetrit dhe stilit të sotshëm që bëjnë të rinjtë. Të vjetrit mendojnë se ende qëndron ideja se nusja është rob i shtëpisë, siç thamë, ndërsa rinia nuk ka një durim të denjë përballë kësaj, dhe si pasojë kanë pësuar mjaftë problematika nëpër familje. Kështu, jo vetëm zënka, por ka presione, dashakeqësi, dëbime nga shtëpia, ikje, stres etj. Përball këtyre, ndodhë që të jetë një raport i dobët mes nënës, djalit dhe nuses, duke qenë se ai duhet dhe i takon të rregullojë këtë lidhje vjehërr-nuse, të ulë tensionet duke evituar probleme të mëdha, të mbajë një rol zbutës dhe paqësues me këshillat e tij që të dy palët të kenë frikë Allahun, të lënë fjalët, të ndihmojnë njëra-tjetrën, të falin dhe të mbyllin sytë para gjërave të kësaj jete. E fatkeqësisht, ka raste kur jo që është kështu, por djalit ia mbushin kokën që ta rrahë

nusen, e madje dhe ta ndajë, pa qenë ndonjë arsye e fortë dhe e pranueshme.

Nëna e djalit duhet të dijë se nusja është amanet që i është dorëzuar atyre, një fëmijë i dikujt që e ka rritur me mund, dhe është e palogjikshme që ta fusë në shtëpi e ta mundojë dhe konsiderojë si diçka me të cilën bën ajo çfarë të dojë.[95] Ajo duhet të ketë raport respektues ndaj nuses, ta ndihmojë në sfidat e jetës, ta mirëkuptojë kur është e zënë me fëmijët dhe ta mbajë afër. Jo më kot kanë thënë: "Vjehrra është jorgani i nuses." Gjithashtu nusja duhet të tregojë durim, sjellje të mirë, të tejkalojë situatat, mos të revanshohet e konfrontohet, të mos ua mohojë të drejtën e prindërve të burrit që kanë ndaj fëmijëve të saj duke ua ndaluar etj.

---

[95] E më e rënda është kur vjehrra mundohet ta dirigjojë nusen sa i përket veshjes së saj islame: ta shkurtojë mbulesën, të flasë për dore me mysafirët meshkuj, të ndukë vetullat etj. E fatkeqësisht disa motra tona dhe bien në këtë grackë dhe shkurtojnë mbulesën pasi martohen. Kërkohet nga secila prej nesh që të ketë ndërmend Allahun kudo që është, të njohë parimet e fesë Islame që praktikon, e të mos bie pastaj në gabimet në të cilat thirret nga rrethi.

**5.** *Zbukurimi.* Të rregulluarit e gruas, stolisja, parfumosja, veshja bukur (brenda shtëpisë duke mos e parë meshkujt që nuk lejohet ta shohin), është një tjetër faktor i rëndësishëm për një relacion të mirë mes saj dhe burrit të saj. Kjo do të bëjë që ai ta shohë me sy më vlerësues dhe t'ia gëzojë zemrën. Kjo gjë nuk duhet të lihet pas dore assesi. E jo vetëm kaq, por duhet ta mirëmbajë trupin e saj sa të mundet. Njashtu dhe burri duhet të ketë një gjendje të mirë gjatë qëndrimit në shtëpi me gruan e tij, e jo të mendojë se kjo pjesë i takon vetëm femrës, dhe për vete të mos kujdeset as për disa gjëra elementare (si: dhëmbët, djersa etj.). Jeta e besimtarit dhe besimtarit duhet të shkëlqejë në çdo aspekt, ku prej këtyre aspekteve është dhe jeta e mirë bashkëshortore.

## E drejta e prishjes së martesës

Parimisht, akti i martesës bëhet me qëllim që të jetë i vazhdueshëm. Dhe kemi përmendur se çfarë rëndësie i jep Islami jetës bashkëshortore, familjes dhe ruajtjes së saj. Por, nëse bashkëshortët kanë mospajtime ndërmjet veti dhe pas të gjitha përpjekjeve nga të dy palët (që i kemi sqaruar) nuk arrihet deri te zgjidhja e tyre, atëherë mbetet ndarja. Akti martesor prishet me shkurorëzim nga burri, ose me vdekjen e njërit prej bashkëshortëve. Mirëpo, ka raste kur akti i martesës edhe mund të shfuqizohet/prishet (bëhet *fes'h*). Kjo zakonisht bëhet nga gjykatësi (islam). Shfuqizimi i kurorës na kthen te dispozitat e aktit të martesës. Ka situata të caktuara, qoftë dhe në fillim të aktit, në të cilat akti i martesës shfuqizohet (prishet).

Disa situatat kur akti prishet automatikisht:

- Kur akti nuk është bërë në përputhje me kushtet që i ka vendosur Sheriati.

- Kur njëri bashkëshort braktis Islamin, ose kur njëri bashkëshort e pranon Islamin e ndërsa tjetri

vazhdon të mbajë fenë e vet, përveç nëse gruaja mban fenë hebreje apo të krishtere.

- Kur pas martesës kuptohet se çifti kanë afërsi me njëri-tjetrin e cila ndalon martesën mes tyre (p.sh. janë vëlla e motër prej gjiri). Në këtë rast martesa prishet automatikisht.

Ndër situatat kur njëri nga çifti mund të zgjedhë mes prishjes së aktit apo vazhdimit të tij:

- Kur ndodhin mashtrime në fillimet e aktit, si: nuk është treguar ndonjë e vërtetë, apo është fshehur ndonjë e metë, apo ndonjë kusht i vënë paraprakisht (dhe i miratuar nga të dy palët) nuk është realizuar, atëherë pala tjetër ka të drejtë t'i japë fund aktit. Prej të metave që kanë përmendur dijetarët, për të cilat lejohet prishja e aktit të martesës, janë të metat fizike, sidomos ato që janë të rënda, të cilat bëjnë që çifti të mos e duan njëri-tjetrin. Po ashtu të metat që kanë të bëjnë me kontaktin intim (d.m.th. kur një gjë e pamundëson kontaktin intim). Madje nëse dhëndri nuk është njoftuar për atë të metë paraprakisht, ai ka të drejtë ta kërkojë kthimin e mehrit nga mashtruesi (qoftë mashtruesi vetë vajza, apo familja e saj, apo shkuesi). Prej të

metave të tjera: nuk është i/e aftë të bëjë fëmijë, nuk është i/e shëndoshë mentalisht, ka sëmundje ngjitëse, është i/e verbër, apo nuk ka një gjymtyrë (dorë), e të tjera të ngjashme prej të metave të mëdha. Transmetohet se një person i ka treguar Umerit radijAllahu anhu se do të martohej dhe ai i thotë: *"A nuk e ke njoftuar se nuk mund të kesh fëmijë? Njoftoje, dhe pastaj le të zgjedhë ajo (mes vazhdimit të martesës ose shkëputjes së saj)!"*[96] Nëse pala tjetër (djali apo vajza) pranon ashtu siç është gjendja, atëherë kjo është në rregull. Porse, ne këtu po flasim për dispozitat kur pala tjetër ka të drejtë të kërkojë prishjen e martesës. Nëse e ka pranuar paraprakisht gjendjen e palës tjetër dhe vazhdojnë jetën e përbashkët, atëherë pas një kohë më nuk ka të drejtë të kërkojë prishjen e aktit për të metat që tashmë është pajtuar me to, p.sh.: djali pranon të metën e një vajze (apo anasjelltas) dhe e marton, pas disa vitesh thotë se do të ndahet për të njëjtën të metë.

Të metat ndodhë ndonjëherë të vijnë me kalimin e kohës, ose për shkak të ndonjë aksidenti, apo sëmundjeje. Në këtë rast nëse pala

[96] Zadul-Meaad.

tjetër dëmtohet shumë (p.sh. si shkak i një aksidenti apo sëmundje njëri nga çifti nuk ka mundësi të ketë kontakt intim, në këtë rast pala tjetër dëmtohet shumë), atëherë ka të drejtë të kërkojë prishjen e aktit (kemi përmendur se një prej qëllimeve të martesës është dhe ruajtja e moralit). Megjithëkëtë, dijetarët përmendin se këtyre njerëzve duhet t'u jepet mundësia për kërkimin e shërimit/kurimit. Përveç të drejtës që të kërkojë prishjen e martesës, mundet edhe që të zgjedhë vazhdimin e martesës në atë gjendje, apo të presë për një kohë se ndoshta gjendet shërimi.

Këto të meta e mashtrime mund të jenë të aspektit fizik, por edhe në aspektin fetar. P.sh.: një djalë paraqitet sikur i devotshëm dhe kështu e mashtron palën tjetër dhe martohet, por pastaj gruaja me të cilën u martua në këtë formë e kupton se ai është mëkatar i madh, i varur pas alkoolit, apo drogës, nuk e fal namazin, atëherë ajo ka të drejtë të kërkojë prishjen e kurorës. Për çdo lloj mashtrimi të madh që bëhet, apo të mete të madhe që fshehët paraprakisht, jepet e drejta për kërkimin e prishjes së martesës.

- Kur burri nuk ka mundësi të kujdeset për bashkëshorten në aspektin financiar (ushqim, strehim, veshmbathje), gruaja ka të drejtë që të kërkojë ndarjen. Nëse vajza nuk e ka ditur para se të martohet se djali ka këtë gjendje financiare duke mos pasur mundësi të kujdeset për të, atëherë ka të drejtë të kërkojë ndarjen. Mirëpo, nëse e ka ditur dhe është pajtuar me këtë, atëherë nuk ka të drejtë ta prishë martesën. Nëse me kalimin e kohës burri arrin në një gjendje të rëndë financiare, as në këtë rast sipas mendimit më të saktë të dijetarëve gruaja nuk ka të drejtë të kërkojë prishjen e martesës, porse në situatën e krijuar burri nuk ka të drejtë të ndalojë gruan të punojë e fitojë.[97]

- Nëse burri është betuar se mbi katër muaj nuk do të ketë marrëdhënie intime me gruan e tij, atij i jepet afat katër muaj. Pas katër muajsh nëse nuk ka kontakt me gruan e tij, gruaja ka drejt të kërkojë shkurorëzim, apo prishje të martesës.

---

[97] Sheriatikisht, burri ka përgjegjësinë ta mbajë familjen. Nëse e arrin këtë, atëherë ka të drejtë ta ndalojë gruan e tij të punojë duke i thënë se kjo gjë është obligim i imi, e unë e kryej, e ndërsa ti kujdesu për fëmijët, edukimin e tyre, për çështjet brenda shtëpisë. Ndërsa, kur ai nuk arrin të sigurojë aspektin ekonomik, atëherë nuk bën ta pengojë atë të punojë.

## Rregullat e shkurorëzimit (talaku)

Kemi përmendur se një prej formave të prishjes së martesës është dhe kur gruaja e kërkon këtë gjë (fes'h-u); do përmendim më vonë formën tjetër kur gruaja kërkon shkurorëzimin (hul'-i). Porse, shkurorëzimi, konkretisht shqiptimi i divorcit (talak-u) është ekskluzivisht e drejtë e burrit. Ai që investon më së shumti në familje, është burri. Ndërsa, në anën tjetër, natyrë e femrës është nxitimi. Andaj, Allahu e ka lënë çështjen e shkurorëzimit në dorën e burrit. Ai e mendon mirë dhe e analizon më shumë hapin për prishjen e martesës.

Shkurorëzimi bëhet me shprehje të drejtpërdrejta: "Je e ndarë", "Të kam lëshuar", e të ngjashme. Në këtë gjë nuk ka shaka. Kjo fjalë kur thuhet është e plotfuqishme, qoftë nëse thuhet përnjëmend, apo për shaka. Kur burri ia thotë këto fjalë gruas, atëherë ajo është e shkurorëzuar. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Tri shprehje janë përnjëmend, qoftë nëse thuhen përnjëmend apo për shaka. Ato janë: martesa, shkurorëzimi dhe kthimi i gruas.”***[98]

Pra, kur i thuhet gruas “je e ndarë”, s’ka më të thuash “e kisha me nijetin për shaka”, apo “e kisha nijetin për ta frikësuar gruan”. Kjo fjalë është menjëherë e plotfuqishme.

Ndërsa, nëse shkurorëzimi bëhet përmes fjalëve indirekte (jo të drejtpërdrejta), si: i thotë gruas: “Shko te familja jote” e të tilla, atëherë këtu merret parasysh nijeti. Në një rast Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka ndarë një prej grave të tij ende pa pasur kontakt intim me të, duke i thënë: “***Shko te familja jote***!”[99], me qëllimin (nijetin) për ta ndarë. Po ashtu, kemi rastin e Kab ibn Malikut radijAllahu anhu, të cilit gjatë bojkotimit që ia bëri Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem (historia është e gjatë) i dërgon porosi përmes dikujt që t’i largohet bashkëshortes së vet. Kabi i thotë: “*A ta lëshoj*?”, e personi i përgjigjet: “*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë vetëm që të largohesh prej saj.”* Andaj ai i thotë asaj “Shko te

[98] Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ibën Maxhe.
[99] Buhariu.

familja jote!"[100], dhe pasi Allahu ia pranon pendimin Kab ibn Malikut, ai përsëri e merr gruan në shtëpinë e tij. Pra, kur i thuhet gruas "shko te familja jote", e jo direkt me fjalët "je e ndarë", atëherë këtu shikohet qëllimi/nijeti (se me çfarë qëllimi e ka thënë këtë fjalë, a me qëllimin e ndarjes apo me tjetër qëllim).

E njëjta gjë vlen dhe për shprehjet që kushtëzojnë bashkëshorten: "Je e ndarë nëse e vepron këtë gjë!", apo "Je e ndarë nëse shkon në filan vendin!", duke e lidhur shkurorëzimin me një veprim, sjellje. Ky quhet *shkurorëzim me kusht*. Edhe në këtë rast merret parasysh nijeti. Kështu që, nëse burri me këto fjalë ka pasur si qëllim (nijet) shkurorëzimin e gruas, atëherë gruaja nëse e vepron atë gjë është e lëshuar. Nëse me këto fjalë kishte për qëllim ta frikësojë apo ta ndalojë gruan nga ajo vepër e keqe, atëherë ndarja nuk ka ndodhur dhe fjalët e tij trajtohen si betim. E, pasi që ai nuk e lëshon gruan e tij, e thyen këtë betim dhe duhet bërë kompensimin e betimit të thyer. Nëse ai ka pasur qëllim lëshimin e gruas dhe pastaj thotë "jo, nuk e kam pasur këtë qëllim", ai

---

100 Buhariu dhe Muslimi.

është mëkatar. Ky njeri mund të mashtrojë njerëzit, por Allahun kurrë nuk mund ta mashtrojë, Ai i di qëllimet tona. Nëse nuk i përmbahet rregullave të shkurorëzimit, ai do të japë llogari para Allahut.

Nga rregullat e shkurorëzimit është që *ndarja të shprehet vetëm një herë në kohën e përcaktuar nga Sheriati*, që është periudha pas kryerjes së menstruacioneve (apo lehonisë) pa pasur ende kontakt intim me të. Kjo jep të kuptojmë se Allahu e ka ngushtuar periudhën se kur ka të drejtë burri ta shkurorëzojë gruan e tij. Nëse shkurorëzimin e bën jashtë periudhës së paraparë, ai ka bërë shkelje dhe mëkat, si dhe urdhërohet që ta kthejë gruan nën kurorë. E për ta bërë në kohën e duhur, duhet që: a) të presë deri pas kryerjes së menstruacioneve, b) mos të flejë me të pas ciklit, por ta shprehë shkurorëzimin e saj. Abdullah ibn Umeri e lëshoi gruan e tij kur ajo ishte gjatë menstruacioneve dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e urdhëroi ta kthejë e të presë derisa ajo t'i kryejë menstruacionet, e pastaj ta mbajë ose ta lëshojë para se të ketë kontakt me të. Porse, këtë ndarje

që ia bëri asaj gjatë menstruacioneve, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ia numëron një ndarje.[101]

Koha e ndarjes nuk është kusht në rastin kur burri ende nuk ka hyrë dhëndër, në rastin kur gruaja është shtatzënë dhe në rastin kur gruas në përgjithësi i janë ndërprerë menstruacionet. Në këto raste nuk ka kohë të kufizuar për shkurorëzim.

## Llojet e shkurorëzimit (talak-ut)

Definicioni fetar për shkurorëzimin nga ana e burrit (talaku) është: shkëputje e lidhjes martesore pjesërisht apo plotësisht. Andaj, shkurorëzimi është dy lloje: talak rexh’i - shkurorëzim i pjesshëm dhe talak bain - shkurorëzim i plotë.

[101] Buhariu.

## Talak rexh'i - shkurorëzimi i pjesshëm

*Talak rexh'i* është shkurorëzim i pjesshëm, burri ka mundësi në një afat të caktuar ta kthejë gruan e lëshuar pa pasur nevojë për akt të ri martesor. Ky shkurorëzim me mundësi kthimi do të thotë: burri i cili tashmë ka hyr dhëndër,[102] posa e ndan gruan (me fjalët "je e ndarë", ose me fjalët "shko te babai yt" me qëllim ndarjen) ka një afat të pritjes, si mundësi që ta kthejë nën kurorë gruan e tij pa pasur nevojë për akt të ri martesor. Gjatë këtij afati është mirë që burri ta kthejë gruan (e nëse e kthen, ky është kthimi i parë) duke ia dhënë me këtë vetes dhe asaj një mundësi përmirësimi. Nëse pas një kohe përsëri ndodhin probleme e telashe dhe prapë e lëshon gruan, përsëri ka një mundësi të dytë për ta kthyer gjatë periudhës së pritjes (e nëse e kthen, ky është kthimi i dytë). E nëse përsëri ndodhë shkurorëzimi për të tretën herë, atëherë më nuk ka mundësi kthimi.

---

102 E njëjta vlen edhe atëherë kur çifti janë vetmuar dhe kanë pasur mundësinë për kontakt intim, edhe nëse kontakti intim nuk ka ndodhur.

Allahu na ka mësuar se pasi burri ka vendosur për ta ndarë gruan e tij, atëherë këtë është mirë ta bëjë hap pas hapi. Kështu, pasi që burri e lëshon gruan ekziston një afat pritjeje, si mundësi për ta kthyer atë (gjatë këtij afati). Nëse ndodhë ta lëshojë përsëri, prapë ka një mundësi tjetër të njëjtë. Nëse e lëshon për herën e tretë, atëherë më nuk ka kthim mbrapa (nuk mund ta kthejë më si në dy rastet e para). Arsyeja pse njeriut i është dhënë kjo hapësirë, është që martesa të vazhdojë, që të ribashkohen, të përmirësohen e të vetëdijesohen, sepse Allahu nuk do prishjen e familjes, ngase tashmë janë miqësuar dy familje, ky çift ka krijuar një familje të re. Prishja e aktit të martesës pjesërisht (ndarje e pastaj kthimi) mund të bëjë që çifti të vetëdijesohet dhe që të kthehen gjërat në formën e duhur, e telashet të mos përsëriten më. Ky shkurorëzim shkallë-shkallë është forma më e mirë e ndarjes të cilën e do Allahu i Madhërishëm.

Me shqiptimin e fjalëve të shkurorëzimit, për herë të parë ose të dytë (*talak rexh'i*), nga ana e burrit, shkëputja e lidhjes martesore ka filluar, porse martesa nuk përfundon derisa të përfundojë afati i pritjes duke qenë se burri nuk e

ka kthyer gruan e tij. Andaj, gjatë kësaj periudhe ata vazhdojnë të jenë bashkëshortë për njëri-tjetrin. Kështu që, gruaja duhet të qëndrojë në shtëpinë e burrit dhe burri ende e ka për obligim t'i sigurojë asaj vendbanim, veshmbathje, ushqim. Gjithashtu, gjatë kësaj periudhe gruas nuk i lejohet të martohet me dikë tjetër, si dhe me rastin e vdekjes së ndonjërit prej tyre, pala tjetër e gëzon të drejtën e trashëgimisë.

Kthimi i gruas nga ana e burrit gjatë afatit të pritjes mund të bëhet:

- Me fjalë, p.sh.: "të kam kthyer", qoftë dhe gjatë ditëve të menstruacioneve,

- Me kontakt intim.

Afati i periudhës së pritjes (ideti), gjatë së cilës burri ka mundësi ta kthejë bashkëshorten ndryshon:

a) Për shtatzënën afati i pritjes përfundon me lindjen e fëmijës. Bashkëshorti i cili e ka lëshuar gruan e tij për herë të parë ose të dytë gjatë shtatzënisë, nëse nuk e kthen para lindjes së fëmijës, atëherë ajo përfundimisht nuk është më gruaja e tij. Pasi e lind fëmijën, duke qenë se nuk

e ka kthyer gjatë periudhës së pritjes, ajo më nuk është gruaja e tij dhe nuk ka të drejtë të jetë me të, përveç nëse bëjnë një akt të ri martesor me pëlqimin e dy palëve.

b) Për atë grua që nuk është shtatzënë, por që ka cikël të menstruacioneve, afati i pritjes është tri cikle menstruale me rend (me pastrimin nga menstruacionet kryhet një cikël). Nëse nuk e kthen gjatë kësaj periudhe (qoftë dhe gjatë ditëve të menstruacioneve), ajo më nuk është gruaja e tij.

c) Për atë grua që nuk ka cikël të menstruacioneve afati i pritjes është tre muaj.

## Talak bain - shkurorëzimi i plotë

*Talak bain* është shkurorëzim i plotë, burri e gruaja nuk mund të bashkohen përsëri përveçse me akt të ri të martesës, që i plotëson të gjitha kushtet e nikahut, sikurse në martesën e parë (duke përfshirë dëshirën e dy palëve). Në momentin që ndodh talak bain shkëputet lidhja martesore dhe ata të dy nuk janë më burrë e grua. Rastet kur shkurorëzimi është i plotë:

1. Në rast se shkurorëzimi ndodh në kohën kur çifti ende nuk ka pasur kontakt intim (nuk janë vetmuar), atëherë shkurorëzimi është i plotë. Nëse një njeri, para se të ketë marrëdhënie intime me gruan e tij, i thotë asaj "je e ndarë", ose "shko te babai yt" me qëllim ndarjen, ata më nuk janë burrë e grua, përveçse nëse dëshirojnë të martohen përsëri me një akt të ri martesor. Në këtë rast nuk ka afat të pritjes, dhe gruaja mund të martohet dikë tjetër menjëherë nëse ajo dëshiron. Gjithashtu, në këtë rast nëse mehri është përcaktuar më herët, atëherë ai ndahet përgjysmë. Gjysma i takon burrit, e gjysma tjetër gruas. E nëse mehri nuk është përcaktuar, atëherë burri e ka për obligim që t'i japë diçka (një shumë materiale), varësisht nga gjendja e tij ekonomike dhe zakoni i vendit.

2. Nëse burri e shkurorëzon gruan me shkurorëzim të pjesshëm - t*alak rexh'i* (qoftë për herë të parë apo të dytë) dhe nuk e kthen gjatë afatit të pritjes, atëherë me përfundimin e afatit shkurorëzimi bëhet i plotë - *talak bain*. Pas kësaj ndarje të plotë ata të dy (ish çifti) mund të bashkohen vetëm me akt të ri martesor. Mirëpo, edhe nëse ish-çifti bashkohet me akt të ri,

shkurorëzimet e pjesshme (*takalu rexh'i*) që kanë ndodhur nuk anulohen (nuk harrohen), d.m.th.: nëse në aktin martesor të parë ka ndodhur një herë *talaku rexh'i* (pa marrë parasysh nëse burri e ka shfrytëzuar mundësinë e kthimit apo jo), atëherë në aktin martesor të dytë i ka mbetur vetëm edhe një mundësi (lëshim-kthimi), vetëm edhe një *talak rexh'i*. E nëse kanë ndodhur dy ndarje, atij në aktin e dytë nuk i ka mbetur më asnjë mundësi për shkurorëzim të pjesshëm.

Nga ajo që u tha ma herët kuptojmë se, një çift në jetën e tyre para vetës kanë dy mundësi për talakun rexh'i (lëshim-kthim pa akt të ri martesor), ose dy mundësi për talakun bain (ndarje, e pastaj kthim me nikah të ri), apo kanë dy mundësi të ndryshme: talaku i pari *rexh'i* dhe i dyti *bain*, apo e kundërta: talaku i parë *bain* dhe i dyti *rexh'i*.

Nëse çifti ndahet për herën e tretë, burri nuk ka obligime ndaj saj (si banim, ushqim e veshmbathje) dhe ata mund të bashkohen vetëm në një situatë të vetme: me akt të ri martese dhe vetëm pasi që gruaja të jetë martuar (me martesë sheriatike) me një burrë tjetër duke pasur dhe kontakt intim me të, e pastaj të jetë ndarë nga

burri i dytë, por jo me qëllim që t'i bëhet e lejuar martesa me burrin e parë. Nëse burri e lëshon gruan për herën e tretë, ajo për t'u martuar me ndonjë burrë tjetër duhet të presë derisa të përfundojë periudha e pritjes- tri cikle menstruale, ose tre muaj, ose deri në lindjen e fëmijës (nëse ka qenë shtatzënë).

Gruas së cilës i ka vdekur burri nuk i lejohet martesa me tjetër burrë derisa të përfundojë koha e pritjes, e që për të është katër muaj e dhjetë ditë, apo nëse është shtatzënë derisa të lindë fëmijën.

Sa i përket mehrit në rastin e dytë (në shkurorëzimin e plotë talak bain pas kontaktit intim), mehri komplet i takon gruas.

## Lëshimi i gruas nga burri me kërkesën e saj (hul)

Kemi dhe një rast tjetër të ndarjes (shkëputjes martesore), i cili nuk ka mundësi kthimi, përveçse me akt të ri (me dëshirën e dy palëve). E ai është: kur gruaja kërkon shkurorëzimin dhe pranon të kompensojë ndarjen. Siç kemi thënë, Allahu shkurorëzimin e ka lënë në dorën e burrit. Porse, në këtë rast (që po e sqarojmë), është gruaja ajo e cila i kërkon burrit që ta lëshojë dhe pajtohet të japë kompensim për këtë prishje të martesës, kështu ose e kthen mehrin, ose jep një shumë të caktuar materiale me të cilën pajtohen të dy palët. Kjo ndarje (shkurorëzim) quhet *hul'*. Gruaja duhet që t'i japë diçka burrit, për shkak se burri në këtë rast është ai i cili po dëmtohet me prishjen e martesës (se ai nuk do që të ndahet dhe nuk ka interes ndarjen).

Në kohën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, Thabit ibn Kajs radijAllahu anhu- njëri prej të përgëzuarve me Xhenet- si mehër ia kishte dhënë gruas së tij një kopsht (bahçe) me hurma, një pasuri e madhe (në atë kohë). Porse, më vonë ajo shkon te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem

dhe i thotë: "*O i Dërguar i Allahut! Nuk e akuzoj Thabitin as në fe e as në moral, porse nuk bëj ballë më ta pranoj si burrë*!" Nuk ka pasur ndjenja për të, nuk e ka tërhequr, gjë kjo e cila mund të ndodhë në disa raste të caktuara. Nga frika se mos i hyn në hak burrit, ajo ka kërkuar të ndahet. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem as nuk e konteston këtë e të shkojë ta pyesë Thabitin se a do që të ndahet apo jo, por i thotë asaj: ***"A ia kthen kopshtin që ta ka dhënë?*** Ajo i thotë: "*Po*." Pas kësaj e urdhëron Thabitin ta lëshojë atë.[103]

Kjo mundësi u jepet grave, për shkak telasheve të rënda dhe mospajtimeve të mëdha që mund të kenë me bashkëshortët. Porse, ato nganjëherë janë të ngutshme dhe ndoshta marrin vendime nën emocione momentale. Andaj, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem paralajmëron**:**

***"Çdo grua e cila kërkon divorc pa pasur arsye (të drejtë), nuk do ta ndiejë erën e Xhenetit."***
[104]

---

[103] Buhariu.
[104] Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ibën Maxhe.

Këto gra i ka quajtur dyfytyrëshe (hipokrite).[105] Kjo tregon se sa e madhe është e drejta e burrit. Këtë derë (kërkimin e divorcit) e ka hapur Allahu dhe i Dërguari i Tij, për situata të caktuara, por jo të keqpërdoret e të bëhet për arsye kot, për emocione, për inate etj.

Në rastin kur gruaja e ka kërkuar divorcin dhe çifti është ndarë, atëherë ajo pret vetëm një cikël të menstruacioneve (e jo tri cikle siç ndodh te ndarja kur burri është ai që e lëshon gruan), dhe pas kësaj ajo mund të martohet me burrë tjetër. Ata mund të ribashkohen me akt të ri nëse e duan këtë.

Njëjtë ndodhë dhe me martesat të cilat shfuqizohen për shkak se nuk kanë qenë në përputhje me Islamin, apo për shkak të ndonjë të mete (të madhe të fshehur). Në këto raste nuk pritet tri cikle (apo tri muaj), por vetëm një cikël (një muaj), për t'u ditur se nuk është shtatzënë. Dhe pastaj pas një cikli ajo mund të martohet me dikë tjetër. Po ashtu, nëse martesa është shfuqizuar, ish-çifti mund të ribashkohet me akt

---

105 Tirmidhiu.

të ri, në qoftë se plotësohen kushtet e martesës, të kërkuara sipas Islamit.

Vërejtje: Ndodh që burri dëshiron ta shkurorëzojë gruan, porse i bën presion asaj me qëllim që gruaja të kërkojë ndarjen e pastaj burri të përfitojë nga kthimi i mehrit apo ndonjë shume tjetër. Ky veprim është i ndaluar, kjo hile nuk ia legjitimon atij shumën e kthyer, por është e ndaluar për të.

## Nën kujdestarinë e cilit prind mbetet fëmija?

Nëse çifti janë ndarë dhe kanë fëmijë, atëherë sa i përket çështjes se me kë të qëndrojë dhe se kush ta marrë kujdestarinë e fëmijës, nëna apo babai, kjo kthehet tek interesi i fëmijës. Atë e merr ai tek i cili interesi i fëmijës është më i madh. Përmendet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka gjykuar që fëmija të shkojë me nënën, ngase ka nevojë më shumë për të, sidomos në dy vitet e para të jetës (kjo me kusht nëse ajo nuk martohet diku tjetër, sepse nëse martohet atëherë burri i parë ka të drejtë t'ia ndalë fëmijët). E pastaj, kur fëmija i bën shtatë vjet, ai mund të

zgjedhë vetë. Në periudhën kur fëmija është i vogël dhe nën kujdesin e nënës, të gjitha përgjegjësitë financiare i kryen babai i tij.

Ebu Hanife rahimehullah për vajzat përmend: "*Vajzat kur t'i bëjnë nëntë vjet duhet të kalojnë te babai.*" Nganjëherë dijetarët thonë që të qëndrojë me nënën ngase prej saj mëson se si të jetë edukatore, si të kujdeset për fëmijët etj. Porse, nga aspekti i sigurisë dhe kujdesit ndaj vajzës, nëna nuk mund ta ruajë atë. Kështu, pasi rritet, njerëzit kur e dinë që nuk është tek babai mund ta keqpërdorin situatën e saj. E kur është te babai kjo është një arsye shtesë që të jetë më e sigurt.

# Përmbyllje

Kur njeriu e kupton rëndësinë e kësaj teme (ndarjes), ai nuk ngutet të marrë vendime. Dhe kur vendosë që të ndahet, të dijë se para të gjithave është e drejta e Allahut. Nëse do ta zgjidhë problemin, duhet ta zgjidhë siç do Ai, e jo siç do vetë. Pastaj është dhe e drejta e gruas dhe e familjeve, andaj duhet pasur kujdes. Situatat e problemet mund të jenë të ndryshme, dhe gjithmonë në këto raste njerëzit duhet të këshillohen dhe t'i drejtohen dijetarëve e hoxhallarëve (të drejtë), duke marrë këshillat e tyre, qoftë për zgjedhjen e problemeve, apo nëse vendosin për ndarje Andaj, duhet të dinë rregullat e ndarjes (duke përfshirë pasojat, obligimet, përgjegjësitë etj.).